Shtëpia Botuese Hakikat, vepra No: 1

# BESIMI DHE ISLAMI

## MEULANA KHALID BAGDADI

Përkthyer në turqisht
**Hüseyn Hilmi Işık**




**Hakîkat Kitâbevi**
Darüşşefeka Cad. 53/A P.K.: 35
**34083** Fatih-ISTANBUL/TURKEY
Tel: 90.212.523 4556–532 5843 Fax: 90.212.523 3693
http://www.hakikatkitabevi.com
e-mail: info@hakikatkitabevi.com
KORRIK-2016

**PËRMBAJTJA**



**Shtypi:**
İhlâs Gazetecilik A.Ş.
Merkez Mah. 29 Ekim Cad. İhlâs Plaza No: 11 A/41
34197 Yenibosna-İSTANBUL Tel: 90.212.454 3000

# BESIMI DHE ISLAMI
# BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHİM

## Parafjalë

Allahu i Madhëruar është i mëshirshëm për të gjithë njerëzit në këtë botë. Gjëra të cilat ata kanë nevojë Ai i krijon dhe ia dërgon secilit. Në këtë mënyrë tregon rrugën që të çon në lumturinë e përjetshme.Por njerëzit, duke rënë pre e mashtrimeve të propagandës antifetare dhe ndikimit të shoqërisë së keqe, devijojnë nga rruga e drejtë. Por, nëse ata dëshirojnë me gjithë zemër shpëtimin nga kjo katastrofë, Allahu i Madhëruar ia bën të mundur shmangjen e së keqes. Këtë mirësi (pendimin) nuk ia dhuron vetëm atyre që janë larg së drejtës dhe tiranëve por edhe atyre muslimanëve të cilët kanë merituar Xhehennemin, dhe duke pranuar lutjet e tyre, do t'i fali dhe do ti fusi në Xhennet. Vetëm Ai është Krijuesi dhe Mëshirploti mbi të gjitha krijesat, të cilat i mban të gjalla dhe i ruan ato, nga fatkeqsitë natyrore dhe terrori njerëzor. Pra, duke u strehuar nën emrin e lartë të Allahut dhe duke shpresuar ndihmën e Tij, fillojmë të shkruajmë këtë libër.

Falenderimi i qoftë Allahut të Madhëruar, paqja dhe shpëtimi qoftë mbi Pejgamberin e Tij të dashur, Muhammedin alejhis-selam. Lutjet tona janë për Ehlibejtin (familjen) e pastër të Pejgamberit të lartë, si dhe për çdo njërin nga shokët e tij As'habët e nderuar.

Me mijëra libra janë ato të cilat janë shkruar mbi besimin, urdhërat dhe ndalesat e fesë Islame. Shumë nga ata janë përkthyer dhe shpërndarë në çdo vend, por shumë njerëz me mendime të prishura i kanë sulmuar gjykimet e ndritura e të dobishme të Islamit. Ata janë munduar që t'i njollosin dhe t'i ndryshojnë këto libra me qëllim që të mashtrojnë besimtarët muslimanë.

I jemi mirënjohës dijetarëve të Islamit, që sot, në çdo vend të botës mundohen që të përhapin e të zgjerojnë dritën e fesë Islame. Edhe sot mund të ketë njerëz që nuk i kanë lexuar ose nuk i kanë kuptuar veprat e dijetarëve të Ehli synnetit. Këta njerëz, nga padituria mund të bien pre e atyre përçarësve që e

keqinterpentrojnë Kur’anin dhe hadithet e Pejgamberit alejhis-selam, duke i shkruajtur në mënyre të papërshtatshme. Megjithatë, orvatjet e tyre janë duke u shkrirë përpara besimit të shëndoshtë të muslimanëve.

Musliman është ai i cili dëshmon dhe beson se është i tillë dhe i cili shihet duke falur namaz së bashku me xhematin. Por më pas nëse në një fjalë te tij, në një shkrim apo në një lëvizje (veprim) të tij konstatohet diçka që nuk përputhet me dituritë e besimit, dituri të cilat na i kanë bërë të njohur dijetarët e Ehli synnetit, atëherë ky gabim i tij është kufër dhe devijim nga rruga e drejtë dhe ky njeri duhet të korrigjohet. Thuhet se një njeri i tillë, mëkatar, duhet ti lutet Allahut të Madhëruar që t’i falë gabimin e bërë. Nëse ky musliman nuk korrigjohet, atëherë kuptohet se është i larguar rrugës së drejtë. Një njeri i cili nuk pendohet për mëkatet e bëra nuk shpëton nga shkatërimi. Dhe derisa ai nuk heq dorë nga gjërat që janë shkak për kufër e nuk i lutet Allahut teala për falje, ai nuk mund të konsiderohet musliman. Çdo musliman duhet që ti dijë gjërat që mund të bëhen shkak për kufër, në mënyrë që të ruhet e të mos konsiderohet si murted (i devijuar) dhe duhet që ti njohi ata njerëz që e bazojnë besimin e tyre vetëm në fjalë e jo në vepra. Duhet që ti njohim mirë ata dhe të ruhemi nga dëmet e tyre.

Resulullahu alejhis-selam na ka bërë të njohur me kohë se nga Kur'ani i shejtë dhe nga hadithët do të nxirren kuptime të gabuara dhe në këtë mënyrë kanë për të dalë 72 grupe të prishura muslimanësh. Librat “Berika” dhe “Hadika” këtë hadith sherif e kanë marrë në shqyrtim dhe kanë bërë sqarime mbi të, duke u bazuar në librat e Buhari-ut dhe Muslim-it. Nuk duhet t’u besohet librave të tjerë përveç atyre që paraqiten në emër të dijetarëve e të profesorve të vërtetë musliman. Duhet që të jemi të zgjuar kundrejt tyre dhe të mos biem pre e dredhive e grabitësve të besimit.Përveç këtyre muslimanëve injorantë, të cilët kërkojnë përçarje mes nesh, nga ana tjetër janë edhe masonët, misionerët krishterë, sionistët çifutë që me metoda të reja mundohen të ndikojnë ekonomikisht dhe psikologjikisht për të mashtruar fëmijët tanë nëpërmjet shkrimeve të sajuara, të filmave, pjesëve të ndryshme teatrale, të radiove e televizioneve. Në këtë mënyrë ato mundohen që ta zhdukin Islamin dhe Besimin tonë. Për këtë veprimtari të tyre ata harxhojnë miliona dollarë. Por dijetarët Islam (mëshira e Allahut qoftë mbi ta) përgjigjet e tyre i kanë shkruajtur që më parë dhe na kanë treguar rrugën e shpëtimit, të

fesë e të qetësisë shpitërore. Dhe ne pikërisht për këtë arsye nga radhët e atyre dijetarëve zgjodhëm librin e dijetarit të madh Islam Khalid Bagdadi Osmani “Itikadname”. Ky libër është përkthyer në gjuhën turke nga Haxhi Feyzullah efendiu. Quhet “Feraid-ul-fevaid” dhe është shtypur në Egjipt në vitin 1312 pas Hixhretit. Duke e thjeshtuar këtë përkthim, e botuam nën titullin “Besimi dhe Islami”. Falenderojmë pa fund Allahun e madhëruar që na e mundësoi botimin e kësaj vepre fetare. Origjinali i këtij përkthimi, në gjuhën persishte, ndodhet në Bibliotekën e Universitetit të Stambollit, në pjesën Ibni Emin Mahmud Qemal me emrin “Itikadname" Nr. 2639.

Autori i librit “Durrul muhtar” shprehet në këtë mënyrë mbi kurorzimin: “Një vajzë muslimane që ndodhet nën kurorëzim, kur arrin në moshën e pubertetit, të pjekurisë, nëse nuk e di fenë Islame, i prishet kurorëzimi”. Në këtë rast duhet që ti shpjegohen kushtet e Islamit dhe vetitë e Allahut teala dhe ajo duhet që t'i përsërisi dhe të thotë se i ka besuar ato. Dijetari Ibn Abidini duke e sqaruar këtë, thotë se: "Vajza deri sa është e vogël e deri sa është nën kujdestarinë e prindërve muslimanë, mbasi arrin moshën e pjekurisë, nuk i lejohet që të imitojë prindërit verbërisht (në fe). Nëse arrin në moshën e pjekurisë duke mos e njohur fenë Islame, atëherë ajo është jobesimtare. Derisa ti mësojë e ti dijë të gjashtë shtyllat e besimit e derisa të besojë se duhet ti përshtatet Islamit dhe të thotë Teuhidin (Fjalën e dëshmisë) që e ka kuptimin: La ilahe il-lallah Muhammedun resulullah (Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari i Allahut), nuk pranohet si besimtare. Sepse besimi është e vetmja gjë që nuk mund të trashëgohet. Ajo duhet që të mësojë gjashtë kushtet e Besimit dhe ti besojë e të thotë se i pranon ato”. Nga këto fjalë të Ibn Abidinit kuptohet se një jobesimtar po të shqiptojë teuhidin shkurtimisht dhe nëse e beson atë, po në atë çast bëhet musliman. Por si çdo musliman edhe ky kur gjenë mundësi duhet që të shqiptojë Amentu-n. Amentu-ja është kështu: “Amentu bil-lahi ue melaiketihi ue kutubihi ue rusulihi uel jeumil ahiri ue bil kaderi, hajrihi ue sherrihi minallahi teala uel ba'thu ba'del meuti hakkun Esh-hedu en la ilahe il-lallah ue esh-hedu enne Muhammeden abduhu ue resuluhu. Këto principe të Amentu billah-it duhet të mësohen drejtë kuptimisht dhe është mirë që të dihen përmëndësh. Edhe fëmija musliman nëse këto gjashtë gjëra nuk i mëson dhe thotë se nuk i beson, kur arrin moshën e pjekurisë,

bëhet murted. Mbi këto principe të besimit (imanit) gjenden njohuri të gjëra e të pafundshme. Çdo muslimani të devotshëm i kërkohet që ta lexojë mirë këtë libër dhe duhet të mundohet që edhe fëmijët e tij, të afërmit e tij e të njohurit ta lexojnë atë.

Në librin tonë, duke i shkruar kuptimet e ajeteve është përmendur fjala “mealen” (turqisht). Kjo do të thotë se kuptimi i ajetit eshtë jo fjalë për fjalë por sipas komentimeve të Kur'anit. Sepse kuptimet e plota dhe të sakta të ajeteve i ka kuptuar vetëm Resulullahu alejhis-selam i cili ia ka cituar shokëve të vet. Dijetarët e tefsirit këto hadithe sherifë (fjalë profetike) i kanë ndarë nga ato që i kanë shpikur munafikët me qëllim përçarje, e për ato tema për të cilat nuk kanë gjetur hadithe, kanë nxjerrë kuptimet e ajeteve kuranore duke u mbështetur në dituritë e tyre vetjake. Injorantët që me gjithë se mund ta dijnë gjuhën arabe, nuk kanë ide mbi shkencën dhe diturinë e tefsirit (komentimit) dhe nuk janë në gjendje që të japin kuptime të shëndosha tefsireve të vërtetë të Kur'anit. Në lidhje me këtë në Kur'an urdhërohet: “Ata që nxjerrin kuptime nga Kur'ani sipas arsyes së tyre, bëhen qafira (jobesimtarë)”.Sepse me komente të tilla ato i hapin rrugë debateve të shumta dhe humbjes së kuptimit të vërtetë të ajetit. Allahu i Madh le të na mbajë në rrugë të drejtë që na e kanë treguar dijetarët e Ehli synnetit. Allahu i Madhëruar le të na ruaj nga mashtrimi i injorantëve të fesë, nga ata që s’kanë medh-heb si dhe nga munafikët, të cilët duke përdorur emrat e dijetarëve Islam përhapin mashtrime. Amin.

| | | |
|---|---|---|
| **2001** | **1380** | **1422** |
| **(p.krishtit)** | **(p.Hixhri Diellor)** | **(p.Hixhri Hënor)** |

# HYRJE

Dijetari Khalid Bagdadi para se të fillonte të shkruante librin e tij, duke e shkruajtur letrën XVII të vëllimit III të librit “Mektubat” të autorit Imam Rabbani Faruki Serhendi[1] (rahmetullahi alejh) ka dashur që ti sjellë librit një stolisje të veçantë. Imami Rabbani në këtë letër urdhëron: (Bismillahirrahmanirrahim)Falenderimet i takojnë vetëm Allahut teala që na bëri të mundur të jemi ummeti (bashkësi fetare) i Muhammedit alejhis-selam, i cili na ka nderuar duke na bërë musliman.

Duhet që të mendojmë e të kuptojmë shumë mirë se çdo të mirë na e dërgon vetëm Allahu i Madhëruar. Çdo gjë është krijuar vetëm nga Ai. Çdo krijesë, në çdo çast vetëm Ai e mban në ekzistencë. Cilësitë më të larta dhe të bukura me të cilat janë pajisur robërit e tij janë, të arsyetuarit e të folurit. Ai na ka dërguar mirësi të panumërta dhe i ndihmon njerëzit në vështirësitë e fatkeqësitë e tyre. Ai na i ka pranuar lutjet tona dhe na ka larguar nga të këqijat, fatkeqësitë dhe vuajtjet. Ai i ka krijuar rrisqet dhe na i dërgon. Dhuratat i ka aq të bollshme, sa që nuk i ka kursyer as edhe për ata që bëjnë gjynahe (mëkate). Ai gjithmonë i mbulon mëkatet e robëve të Tij, i fal edhe ata të cilët nuk i binden urdhërave e që nuk respektojnë ndalesat e Tij. Ai nuk i turpëron mëkatarët përpara të tjerëve e haptazi dhe nuk do që të shkeli nderin e tyre.Allahu e pëlqen pendimin e është falës i madh dhe i fal shpejt mëkatarët. Ka mëshirë dhe nuk shpejton ti dënojë ato. I shpërndan dhurata dhe të mira, si miqve ashtu edhe armiqve të tij. Ai nuk kursen asgjë përkundrejt cilitdo. Mirësia më e madhe, më e lartë dhe më me vlerë e Allahut është rruga e drejtë që na çon drejtë lumturisë dhe shpëtimit. Ai i nxit njerëzit që të mos devijojnë nga rruga e drejtë, e cila të çon në Xhennet. Për të përfituar nga të mirat dhe kënaqësitë e pafundme të Xhennetit, si dhe për të përfituar dashurinë dhe pëlqimin e Allahut teala,Ai na

---

[1] Imami Rabbani vdiq në vitin 1034 p, Hixhretit (1624 p. Kr.).

urdhëron që të ndjekim rrugën Pejgamberit të Tij të dashur, Hazreti Muhammedit sallallahu alejhi ue sel-lem.

Mirësitë e Allahut teala janë të qarta si Dielli, sa mosmirnjohës tregohen njerëzit! Të mirat duken sikur na i bëjnë të tjerët, në të vërtetë janë të mira që na vijnë vetëm nga Allahu. Ai krijon ndërmjetësit (ligji i shkakësisë), të cilëve u jep dëshirë dhe mundësi për të bërë mirë. Prandaj nga kudo e nga kushdo që mund të na duket se vijnë të mirat, në të vërtetën ato na i dërgon vetëm i madhi Zot. Të presësh ndonjë të mirë nga dikush tjetër përveç Tij, është sikur ti kërkosh lëmoshë një të varfëri. Këto dihen si të tilla e janë të qarta e haptazi dhe nuk kanë nevojë për asnjë koment.

Detyra humanitare e njeriut është që me të gjitha fuqitë e veta të ndihmojë njerëzimin e me forcën e tij të besimit, ti jetë mirënjohtës Allahut, i cilli na i ka dërguar gjithë këto mirësi. Është një detyrë, një borxh që na e imponon arsyeja jonë. Por nuk është e lehtë të arrish gradën e duhur të mirënjohjes ndaj Allahut teala, sepse njerëzit janë krijuar nga mos ekzistenca (krijesë dhe jo evulim) dhe janë të dobët e nevojtarë, me shumë të meta e vese të këqija.Kurse Allahu teala ka ekzistuar gjithnjë dhe do të jetë deri në pafundësi. Ekzistenca e Tij është e paskajshme dhe pa limit. Ai është i përjetshëm, është larg të metave dhe të gjitha cilësive të ulta. I ka të gjitha epërsitë dhe i zotron ato mbi çdo gjë. Njerëzit në asnjë mënyrë dhe në asnjë pikëpamje nuk kanë përngjajshmëri e afërsi me Zotin e tyre. Këto njerëz që janë kaq të pa vlehshëm përpara Madhërisë së Tij, a mund të jenë në gjendje për të shfaqur mirënjohje në mënyrë të denjë emrit të Allahut të Madhëruar? Sepse për shumë gjëra për të cilat njerëzit mendojnë se janë të bukura e të vlehshme, mundet që Allahu të mos i konsiderojë si të tilla dhe të mos i pëlqejë ato. Gjëra, për të cilat jemi të bindur se janë të përshtatshme për të shfaqur nderim, admirim dhe mirënjohje ndaj Allahut, mund të jenë të pamjaftueshme dhe të thjeshta karshi Madhërisë së Tij. Njerëzit me mendjen dhe arsyen e tyre të dobët, me shikimet e tyre të shkurtra nuk janë në gjendje për të gjetur mënyra nderimi dhe mirënjohjeje të përshtatshme ndaj Allahut teala. Prandaj ata nuk duhet të mundohen të gjejnë mënyra të tjera falenderimi e adhurimi, mbasi mënyrat që vlejnë për mirënjohje dhe nderim janë bërë të ditura nga vetë Allahu. Duhet të kihet parasysh se gjëra lavdëruese mund të jenë me

kuptim të kundërt e të ndyra për figurën e Allahu teala.

Ja pra, detyrat që duhet ti kryejnë njerëzit ndaj Allahut, si rob të Tij (abd), janë këto: Besim me zemër, me gjuhë dhe me trup. Këto detyra na janë treguar nga Allahu teala dhe na janë paraqitur nga Pejgamberi i Tij i dashur. Dhe këto detyra që i ka urdhëruar Allahu janë përmbledhur në atë që quhet Fe Islame. Mirënjohja ndaj Allahut përsoset duke ju përshtatur dhe ndjekur rrugën të cilën e ka hapur Pejgamberi i Tij, Muhammedi alejhis-selam. Asnjë mirënjohje dhe asnjë ibadet (adhurim) që nuk i përshtatet kësaj rruge, e që janë jashtë saj, Allahu nuk i pranon e nuk i pëlqen. Ka shumë gjëra që njerëzit mendojnë se janë të bukura e të mira, por që Islami nuk i pranon dhe na bën të ditur se janë të shëmtuara për njerëzinë.

Kjo do të thotë se ai që është i mençur, për të shfaqur mirënjohje Allahut teala duhet që të përshtatet rrugës së Muhammedit alejhis-selam. Kjo rrugë është Islami dhe ai që ndjek këtë rrugë sipas Muhammedit alejhis-selam, quhet musliman. Shfaqja e mirënjohjes (falenderimit) ndaj Allahut duke u përshtatur sipas Hazreti Muhammedit quhet ibadet (lutje,adhurim). Dituritë e islamit janë dy: dituritë fetare dhe ato shkencore. Dituritë fetare ndahen në dy grupe: 1) Besimi me zemër. Këto janë dituri që duhet të besohen. Këtyre diturive i thonë “Usulu din” ose bazat e fesë.2) dituritë që bëhen me zemër e me trup. Këto diturit quhen “Furu din” , ose “Sheriat” (legjistratura fetare).

Dituritë fetare që tregon feja Islame janë dituritë e shkruara në librat e dijetarëve të Ehli synnetit. Ai që nuk beson në ndonjërën nga dituritë e besimit dhe të Ehli synnetit, ai që nuk beson ndonjë nga ajetet kuranore, ose ndonjë nga hadithët sahi (të saktë), është qafir, jobesimtar dhe i pa fe. Nëqoftëse dikush e fsheh atë që nuk e beson, quhet munafik (hipokrit). Ai që e fsheh besimin e tij dhe njëkohësisht tregohet si musliman në këtë mënyrë duke i mashtruar muslimanët e tjerë, quhet zindik (i jashtëligjshëm). Ata që nuk i dijnë qartë kuptimet e ajeteve apo i kuptojnë e i komentojnë gabim dhe më në fund i besojnë ato gabim, mund të arrijnë deri në humbjen e besimit. Këta njerëz quhen mulhid. Nëqoftëse dikush përkthen me gabime, i kupton gabim ajetet me kuptime jo të qarta dhe i beson ato ashtu gabimisht, nuk bëhet

qafir. Por nëse vazhdon të jetë i larguar nga rruga e Ehli synnetit dhe nuk kthehet, ai ka për të hyrë përkohësisht në Xhehennem, aq sa do Allahu teala . Por këta mbasi i besojnë ajetet me kuptime të qarta, nuk do të jenë për jetë nën tortura por do të lirohen nga Xhehennemi dhe do të futen në Xhennet. Këta janë arsyetime të pabazuara në fe dhe janë bid'at (shtesa), të cilët janë të devijuar nga rruga e drejtë. Këta njerëz ndahen në 72 grupe, të cilëve nuk u pranohet asnjë lutje. Muslimanët me besim të plotë e të drejtë quhen Ehli synnet uelxhemaa ose shkurt Synni.

Në të falurit (ibadete) muslimanët Synni janë ndarë në katër medh-hebe kryesore. Ata që marin pjesë në këto katër rrugë të drejta e njohin dhe e duan njëri-tjetrin. Ai që nuk është pjesëtar në njërin nga këto katër grupe, nuk mund të jetë nga Ehli synneti. Ai që nuk është Synni mund të jetë jobesimtar ose njeri në bid'at. Kjo përmendet në librin e Imam Rabbani-t. Si mbas njërit nga katër medh-hebet, nëse lutësi bën gjynah, ose gabon në lutjet e tija, Allahu nëse do, ia fal mëkatet e tij, nuk e fut në Xhehennem, e nëse do Allahu mund ti dënojë mëkatarët sipas sasisë së mëkateve te tyre, por pastaj i fal dhe i përgëzon me Xhenet. Ata që nuk besojnë ndonjërën nga dituritë e qarta, për të cilat edhe injorantët bile kanë dëgjuar, do ta pësojnë për jetë dënimin në Xhehennem. Edhe këta do të jenë jobesimtarë.

Jobesimtarët ndahen në dy pjesë: Në ato me libër (ehl-i kitab) dhe ato pa libër. Ai që duke qenë musliman dhe pastaj e braktis fenë quhet murted. Dijetari Ibn Abidini për jobesimtarët pa libër thotë: “Murtedët, mulhidët, zindikët, mexhusët (ata që e besojnë zjarrin, lopën etj.), fetishistët, filozofët antik Grek (besim në shumë zotra), munafikët, budistët dhe masonët janë të këtillë. Qafirët me libër janë të Krishterët dhe Çifutët që i besojnë librat e tyre të zbritur nga qielli, por të cilët me kohë kanë pësuar reforma të ndryshme nga dora e njeriut duke e humbur plotësisht origjinalitetin e tyre hyjnor. Prandaj ka lindur nevoja për një fe të re. Librat e tyre janë Ungjilli,Teurati dhe Zeburi.Qoftë me libër apo pa libër, çdo jobesimtar nëse e pranon fenë Islame, bëhet musliman dhe shpëton nga Xhehennemi. Ai tani quhet një musliman i pastër e pa gjynahe. Por kërkohet që të jetë musliman Synni. Të jeshë Synni do të thotë: që të lexosh librin e njërit prej dijetarëve të Ehli synnetit, ta mësosh atë libër dhe sipas tij të rregullosh veprimtarinë, besimin dhe punët e tua. Një njeri

kuptohet nëse është musliman apo jo, atëherë kur ai pa patur ndonjë imponim të jashtëm e shfaq muslimanllëkun me fjalë e me vepra. Por ky njeri-musliman ka shkuar në Ahiret (botën tjetër) me iman ose jo, meret vesh në frymën e fundit të tij, d.m.th. në vdekjen e tij. Qoftë mashkull ose femër një musliman që ka bërë mëkate të mëdha, nëse i lutet Allahut për falje, sigurisht ato do ti falen. Atëhere ai bëhet si një fëmijë i sapolindur, i pastruar nga gjynahet.

# BESIMI DHE ISLAMI

Në këtë libër do të sqarohet një Hadith sherif (fjalë e resulullahut), i cili na bën të njohur besimin (imanin). Shpresojmë se me begatinë dhe frutet e këtij Hadithi do të plotësohet besimi i muslimanëve dhe se ata do të gjejnë shëndetin dhe lumturinë e përjetshme.

Kështu e kemi besimin të plotë ndaj Allahut të Madhëruar i cili i ka të bollshme të mirat dhe mëshirën për robët e tij. O Zot i Madh, falja robit tënd, Khalidit, modest e me zemër të pastër, fjalët e pavend, pranoji lutjet e tija dhe pse janë me të meta. Më ruaj nga të këqijat mashtruese të shejtanit. Gëzoma shpirtin duke më ruajtur nga mashtrimi i fjalëve dhe i shkrimeve të rreme të armiqve të Islamit. Vetëm Ai është i mëshirëshmi më i madh dhe dhuruesi absolut i mirësive. Me shkrimin e këtij libri, autori i tij, nuk ka patur si qëllim që të tregojë ndonjë superioritet mbi të tjerët, apo që të fitojë ndonjë famë. Qëllimi dhe synimi i vetëm është që të lërë një kujtim e të bëjë një shërbim në të mirë të fesë. Allahu teala e ndihmoftë, këtë rob të pafuqishëm, me ndihmën dhe me mëshirën e tij. Amin.

Cilësitë (atributet) vetjake të Allahut teala janë gjashtë: Vuxhud, Kidem, Beka, Uahdanijet, Mukhalefetu lil havadith dhe Kijamu binefsihi.

1) Vuxhud: d.m.th.Ai është egzistenca dhe nuk ka egzistencë para Tij.

2) Kidem: d.m.th. egzistenca e Tij nuk ka fillim, ka egzistuar gjithmonë.

3) Beka:d.m.th. Egzistenca e Tij është e amshueshme, e pafundshme, e përjetëshme.

4) Uahdanije: d.m.th. se Ai nuk ka (asgjë) të përbashkët me asgjë dhe nuk ka asnjë të përngjajshëm me Të.

5) Mukhalefetu lil havadith: d.m.th Ai nuk i ngjan asnjë krijese në asnjë pikëpamje.

6) Kijamu bi nefsihi: d.m.th. qënja e Tij, egzistenca e Tij është nga Ai vet.

Asnjëra nga këto gjashtë veti, nuk ndodhet tek ndonjë krijesë tjetër. Këto cilësi të Allahut nuk kanë asnjë afërsi dhe lidhje me asnjë cilësi te krijesave të tij. Disa dijetarë thonë se Uahdanijeti (njëshmëria) dhe Mukhalefetu-lil havadith janë të një kuptimi, duan të thonë se atributët vetjake të Allahut nuk janë gjashtë, por pesë.

Përveç Allahut të Madhëruar, çdo gjë tjetër quhet Alem, që do të thotë botë, gjithësi, rruzull apo natyrë. Asnjë botë nuk egzistonte, që të gjitha botërat i krijoi Allahu i Madhëruar. Të gjitha botrat, për krijuesin, janë Mumkin (mundësi) dhe Hadith (ngjarje). D.m.th. duke mos qenë mund të bëhen dhe duke qenë munden që të zhduken. Pra, ato duke mos qenë janë krijuar. Domethënë se Allahu gjithmonë ka qenë dhe ka egzistuar. Për këtë është dëshmi e qartë ky hadith i Pejgamberit alejhis-selam: "Allahu egzistonte kur asgjë nuk ishte". Një dëshmi tjetër se botrat janë krijuar dhe nuk kanë qenë, është se ato gjithmonë duke u prishur, janë ndryshuar. Por gjërat e amshueshme, të pafundshme nuk ndryshojnë dhe vetë Allahu si dhe atributët e Tij janë të këtilla. Këto asnjëherë nuk ndryshojnë. Në fenomenet fizike është i mundur ndryshimi i gjendjes. Po ashtu në reaksionet kimike thelbi dhe përbërja ndryshojnë. Shohim se lëndët duke u zhdukur shndërrohen në lënde të tjera. Sot rishtas dihet se lënda, elementi në ndryshimet atomike si dhe në reaksionet bërthamore shndërrohen, duke u zhdukur dhe kalojnë në energji. Ndryshimi i këtillë i botrave, formimi i njerës nga tjetra nuk mund të vijë nga pafundshmëria. Duhet që të ketë një fillim, duhet që të jetë formuar nga materjet dhe elementët e para, të krijuara nga mosqënja.

Krijimi i gjithçkaje nga mos qënja, dëshmon se ka mundësi se edhe bota të jetë krijuar nga mosegzistenca e saj.

Vuxhud do të thotë të egzistosh, të jeshë i pranishëm. Ka tre lloje Vuxhud (qënjeje):

1) Uaxhibul vuxhud: d.m.th. qënja, egzistenca, diçka që duhet të jetë. Gjithnjë ka qenë edhe në pafundshmëri para dhe do të jetë në pafundshmëri pas, është gjithmonë Ky Uaxhibul vuxhud është vetëm Allahu i Madhëruar.

2) Mumteniul vuxhud: d.m.th. diçka që nuk ka egzistuar kurrë nuk do të egzistojë p.sh. sherik, shok, partner për Allahun teala nuk egziston. Nuk mund të ketë zot tjetër përveç Allahut.

3) Mumkinul vuxhud: d.m.th. diçka mund të jetë edhe nuk mund të jetë. Të gjitha botrat, krijesat pa përjashtim janë të këtij lloji. E kundërta e fjalës vuxhud është fjala adem d.m.th. mosqënje. Të gjitha botrat, çdo gjë para se të egzistonin kanë qenë në adem, pra në mosqënje dhe nuk kanë egzistuar.

Meuxhud: d.m.th. diçka që egziston, kjo ndahet në dy pjesë:

Mumkin dhe Uaxhib.

Meuxhud po të ishte vetëm mumkin, d.m.th. mund të jetë edhe nuk mund të jetë, mund të egzistojë dhe nuk mund të egzistojë dhe në këtë kohë po të mos ishte uaxhibul-vuxhud, d.m.th. në mos të ishte egzistenca e pafundshme dhe e domosdoshme, asnjë qënje nuk do të ishte. Sepse krijimi duke mos qenë është një ndryshim (evulim), një ngjarje, një dukuri. Sipas shkencës fizike për proçesin e një ngjarjeje tek një lënde, kjo lëndë, duhet të jetë e ndikuar nga një fuqi e jashtme dhe burimi i kësaj fuqije patjetër duhet të egzistojë para egzistencës së kësaj lënde. Për këtë arsye meuxhud ,egzistenca e kësaj lënde quhet mumkin që d.m.th.: duke mos qenë krijohet dhe duke qenë zhduket. Meuxhud që është mumkin nuk mund të egzistojë vetvetiu. Nëqoftëse nuk do të kishte ndikuar ndonjë fuqi e jashtme, nuk do të krijohej dhe nuk do të kishte egzistuar. Pra ajo qënje që nuk mund të krijojë vetveten, nuk mund të krijojë as qënje të tjera.

Egzistenca e botës tregon se egziston një Krijues që e ka krijuar atë nga mosqënja, pra nga asgjëja. Duket qartë se vetëm krijuesi i të gjitha qënjeve dhe krijesave, duke qenë është zhdukur dhe duke mos qenë është vetkrijuar. Ky mund të jetë vetëm uaxhibul-vuxhud, pra Zoti i Madhëruar, Allahu. Ai është pa kufij krijimi dhe gjithmonë ka egzistuar. Uaxhibul vuxhud, d.m.th. domosdoshmëri në qënje, me qënë, egzistues, i pranishëm por edhe qënje në vehte, që nuk ka ardhur nga tjetërkush, por nga vetvetja e tij. Nëqoftëse nuk do të ishte kështu, ai si mumkin dhe hadith, duhej që të ishte krijuar nga dikush tjetër. Pra egzistenca e tij do të varej nga një dukuri apo një ngjarje tjetër natyrore,por diçka e tillë është e pasaktë dhe bie kundërshtimim me pohimet e

mësipërme.Gjuhë të lashta për një egzistim të tillë, të bazuar në qytetërimin dhe kulturën e tyre të zgjeruar në shumë fusha, kishin fjalë dhe emërtime të veçanta. P.sh fjala Huda në gjuhën persishte do të thotë gjithmonë egzistues dhe autoegzistues.

Shohim se rruzulli tokësor është në një harmoni të habitëshme. Krijuesi i kësaj harmonie duhet që të ketë shumë atribute dhe duhet që të jetë: Haj (i gjallë), Alim (i ditur), Kadir ( i plotfuqishëm), Murid (dëshirues), Semi (dëgjues), Basir (largpamës), Mutekelim (folës), Malik (zotërues) etj. Vdekja, injoranca, lodhja, violenca, pamundësia që të mos dëgjojë, të shohë e të mos flasë, apo pamundësia në shprehje, janë të meta që tregojnë pazotësi të madhe.Cilësi të tilla njerëzore, nuk është e mundur që t'i gjejmë tek Krijuesi i gjithësisë.

Që nga atomi e deri tek yjet, çdo krijesë, është krijuar sipas një aritmetike dhe sipas një ligji të caktuar. Përçapja e njeriut për të zbuluar këto ligje është e shtrirë në të gjitha fushat e jetës që na rrethon. Në ligjet e zbuluara në fushën e fizikës, kimisë, astronomisë apo të biologjisë rregulli dhe lidhjet midis krijesave, na habisin. Edhe natyralisti i madh Darwini bile, duke menduar mbi hollësirat dhe atë rregull në konstruktin e syrit, detyrohet që të thotë se:"Nga habitja do çmendesha". Vallë a mundet krijuesi i të gjitha ligjeve, llogaritjeve të holla dhe të formulave që na i mëson shkenca, të jetë me atribute të paplotësuara e jo të plota dhe me mangësi të tilla?

Cilësitë e pjekurisë i shohim edhe tek krijesat e Tij. Këto veti tek krijesat i ka krijuar dhe mundësuar vetë Ai. Po mos të egzistonin këto veti tek Allahu, do të thotë se krijesat e tij do të ishin më të lartë se Ai vetë. Paisja e të gjitha cilësive të larta të pjekurisë(forma më e lartë e përsosmërisë) dhe përsosmërisë mund të jetë vetëm tek krijuesi i këtyre botrave, tek Ai nuk duhet të ketë asnjë cilësi të ulët e me të meta. Ai që është i pa plotë, i pa perfeksionuar, i papërsosur e me të meta nuk mund të jetë kurrë krijues.

Mbi këto cilësi të Allahut të Madhëruar edhe nëse nuk marim parasysh dëshmitë e lartpërmendura, na tregon llogjika dhe na tregojnë ajetet a Kur'anit si dhe Hadithet e Pejgamberit alejhis-selam. Këtu nuk ka vend për dyshim, dhe nuk është xhaiz (e lejuar)një dyshim i tillë. Dyshimi mbi këto cilësi të Allahut teala të

shtyn në kufër, fyerje, sharje dhe humbje të besimit. Këtyre tetë vetive të lartpërmendura mbi përsosmërinë u thuhet Sifate thubutije (cilësi të përhershme, të pandryshueshme) të Allahut teala. Cilësitë thubutije janë tetë dhe Allahu i posedon që të gjitha këto veti të përsosmërisë dhe të qëndrueshmërisë së Tij. Në cilësitë e në punët e Tij nuk ka asnjë të metë si dhe asnjë ndërhyrje apo ndryshim, nuk luhatet dhe është preçiz.

## KUSHTET E ISLAMIT

Fillojmë të sqarojmë tani hadithin e Pejgamberit me ndihmën e Allahut të Madhëruar i cili mbanë në egzistencë botërat, është i gatshëm dhe i di çdo çast, çdo gjë, për të dhuruar të gjithë të mirat e mirësive.

Nga khalifi i famshëm dhe guximtar Omer bin Khattab radiallahu anhu i cili është njëri nga As-habët e nderuar, njëri nga të mëdhejtë tonë të dashur, i njohur me fjalët e tij të drejta, është trasmetuar se: Ishte një ditë kur ne, disa nga sahabët, ndodheshim pranë Resulullahut alejhis-selam. Ajo ditë dhe ajo orë ishte e nderuar dhe e jashtëzakonshme dhe me vlera që nuk përfitohen më përsëri. Atë ditë na u bë e mundur që të nderohemi duke qenë të pranishëm në fjalimin e Resulullahut alejhis-selam. Qe fati ynë që të shohim bukurinë e fytyrës së tij, e cila u jep shpirtrave kënaqësi dhe gëzim. Për të treguar nderin, vlerën e kësaj dite, ka qenë një ditë e tillë që....,- tha Omer bin Khattabi radiallahu anhu. Të shohësh Xhebrailin alejhis-selam në formën e njeriut dhe të dëgjosh zërin e tij,është sikur të dëgjosh nga goja e Resulullahut alejhis-selam, gjatë një dite, dituri e njohuri të nevojshme mbi Allahun teala. Vallë a mund të ketë ditë më të çmuar dhe më të nderuar se kjo? Në atë çast ashtu si shfaqet e qartë hëna, na u afrua një njeri i madh në trup dhe tregonte një personalitet të lartë e të qëndrueshëm. Ishte veshur me rroba shumë të bardha dhe bënte një kontrast të fortë me flokët sepse i kishte mjaft të zinj. Nga trupi, qëndrimi i tij i drejtë dhe nga rrobat e pastërta kuptohej se nuk ishte udhëtar. Asnjëri nga ne, As-habët e Resulullahut alejhis-selam, që ishim aty të pranishëm nuk e njihnim.Ishte një fytyrë e re dhe e panjohur për të gjithë ne. U afrua pranë Muhamedit alejhis-selam dhe i afroi gjunjët e vet pranë gjunjëve të Tij. Ky ishte ëngjëlli i quajtur Xhebrail. Ishte mishëruar në formën e njeriut. Megjithëse kjo lloj ulje e tij nuk përputhej me edukatën, tregonte se kishte diçka të rëndësishme për të thënë. Ky qëndrim i tij bënte të ditur se për të mësuar dituritë fetare nuk është turp dhe se një dijetarit të lartë nuk i përshtatet kryelartësia dhe kërkesa për respek të trepuar.

Xhebraili alejhis-selam me qëndrimin e tij donte të thonte se kush do që të mësojë shkencat fetare duhet t'u bëjë pyetje lirisht dijetarëve, sepse për të mësuar fenë nuk ka vend për turp. Ai këtë ua bënte të ditur As-habëve, shokëve të Profetit alejhis-selam. Nuk është turp të kërkosh për të kuptuar dhe mësuar se si adhurohet i madhi Zot. Turpi është për injorantët që nuk mësojnë dhe nuk kërkojnë dituri.Ky person i lartë dhe i nderuar i vuri duart në gjunjët e Resulit duke e pyetur: "O Resulullah, tregoma mua Islamin".Në fjalor fjala Islam ka kuptim përuljeje, dorëzimi. Resulullahu i përgjigjet duke i thënë se Islami është bazuar në 5 shtylla dhe vazhdoi:

1. Kushti i parë i Islamit është shqiptimi i fjalës së dëshmisë: *"Esh-hedu en la ilahe il-lallah ue esh-hedu enne Muhammeden abduhu ue resuluhu."* Kjo në shqip ka këtë kuptim: "Dëshmoj se nuk ka Zot tjetër veç Allahut dhe dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij". Për njeriun me mendje të shëndoshë (pa të meta mendore) dhe që ka arritur në moshën e pjekurisë është për detyrë që të besojë e të thotë: "Në tokë e në qiell përveç Atij, nuk egziston asgjë që duhet t'i falesh e që duhet të adhurohet. Zot i vërtetë është vetëm Allahu i Madhëruar. Ai është Uaxhibul vuxhud, ka egzistuar gjithmonë dhe ka për të egzistuar përjetë. Ai i posedon të gjitha cilësitë më të larta dhe Ai nuk ka asnjë të metë. Emri i Tij është Allah. Pastaj të thotë dhe se Muhammedi është i dërguari dhe robi i Tij". Muhammedi alejhis-selam përshkuruhet i tillë: Fytyrën e ka ngjyrë trëndafili, të kuqe në të bardhë, të shkëlqyeshme e shumë të dashur. Me sy të zinj dhe me ballin të hapur. Me virtyte dhe cilësi shëmbullore dhe të bukura. "Hija nuk i bie në tokë" (nuk ka patur hije siç kanë njerëzit dhe objektet, një mrekulli e Allahut) dhe fjalët i ka shumë të ëmbla. Ka lindur në Arabi, në Mekke, dhe është Arab. Është i biri i Abdullahit, i cili është nga bijtë e fisit Hashimi. E ëma është Hazreti Emine-ja, e bija e Ueheb-it. Lindi më 20 Prill 571 pas Krishtit, ditën e Hënë në të gdhirë. Në moshën dyzet vjeçare, iu shpall profetësia. Pastaj për trembëdhjetë vjet me rradhë ai thërriti banorët e Mekes për të pranuar fenë Islame. Duke parë kushtet që u vështirësuan, me urdhërin e Allahut teala u shpërngul në qytetin e Medines. Këtu përhapi Islamin në çdo anë dhe të gjithë u bënë ithtarë islam. Pas dhjetë vjetësh në Qershor të vitit 632 (ditën e 12. te Reibul evvel), ditën e hënë, ndërroji jetë në Medine. Sipas historianëve me rastin e shpërnguljes nga Mekka mukerreme për në Medine muneuere në

vitin 622 pas Krishtit, të Enjten, ditën e 27 të muajit Safer afër mbrëmjes në malin Theur u strehua në një shpellë. Natën e së Hënës doli nga shpella dhe të 20-ën ditë, të Hënën arriti në fshatin Kuba të Medines. Kjo ditë e lumtur u quajt edhe fillimi i “Vitit Hixhri Shemsi”(kalendari diellor). Këtu fillon edhe Viti i ri për Muslimanët. Viti i ri sipas tarikatit të Shii-ve fillon gjashtë muaj më shpejt, më 20 Mars, Ditën e Nevruzit. Kjo është dita kur maxhusët qafirë adhuronin zjarrin. Ditën e Enjte, kur qëlloi që dita e nata të jenë të barabarta,qëndroi në fshatin Kuba dhe ditën e Premte u largua nga këtu. Po atë ditë hyri në Medine. Ishte dita e parë e muajit Muharrem, ditë e cila u pranua si fillimi i Vitit Hixhri Kameri (kalendari hënor).

2. E dyta, nga pesë kushtet e Islamit, është falja e *Namazit*. Namazi falet pesë herë në ditë në kohëra të caktuara. Çdo musliman çdo ditë në kohë të përcaktuara duhet që të fali namazin përkatës. Koha e caktuar për namazin është obligim (e domosdoshme). Është gabim të falësh namaz sipas kalendarëve të gabueshëm që mund të jenë pregatitur nga injorantët dhe njerëz pa medh-hebe, sepse namazi i falur në këtë mënyrë para kohe apo mbasi ka hyrë koha e faljes, nuk mund të jetë i shëndoshë. Namazet duhet që të falen duke marrë parasysh gradat dhe rëndësinë e tyre: farz-in, uaxhib-in dhe synnet-in. Namazin e falim duke e dorëzuar plotësisht zemrën Allahut të Madhëruar dhe duke mos e kaluar kohën e caktuar për të falur këtë namaz. Në Kur'an namazit i thuhet Salat. Kuptimi sipas fjalorit është lutja e ëngjëjve për faljen e gjynaheve si dhe ka kuptimin e mëshirës së Allahut xheleshanuhu. Falja e namazit fillon me “Tekbirin iftitah” duke thënë“Allahu ekber”. Meshkujt i ngrejnë duart deri në lartësinë e veshëve dhe pastaj i vënë mbi kërthizë . Dhe në mbarim, në uljen e fundit në tokë, kokën e kthejmë një herë nga supi i djathtë e pastaj nga ai i majti duke përshëndetur nga të dy krahët me fjalën: Es-selamu alejkum ue rahmetullah.

3. Kushti i tretë i Islamit është dhënja e *Zekatit*, ndarja e pasurisë. Në fjalor zekati shpjegohet si pastërti, lavdërim, arrijte në gjendje të mirë, të bukur. Kurse në Islam zekati ka kuptimin: nga teprica e pasurisë (duke hequr atë pjesë që nevojitet) të një pronari, mbrenda një sasije të kufizuar (Nisab) e të mjaftueshme, të dhurosh një sasi të caktuar dhe sipas Kur'anit ta shpërndash midis muslimanve të varfër. Kjo pjesë e shpërndarë quhet pronë

zekati. Të detyruarit e dhënjes së zekatit duhet të kenë kujdes që duke e dhënë atë nevojtarve, mos t'i prekin në nderin e tyre. Në të katër medh-hebet, ka katër lloj pronash që i nënshtrohen dhënjes së zekatit. Këto janë: zekati për floririn dhe argjendin, zekati për mallra tregtije, zekati për kafshët katërkëmbëshe që japin mish dhe që më se gjysmën e vitit kullosin në livadhe dhe e fundit zekati mbi të ardhurat nga toka. Me të mbledhur prodhimet tokësore jepet zekati i tyre. Tre llojet të tjera të zekatit që lart përmendëm shpërndahen pas një viti mbasi caktohet sasija e "Nisab-it" (sasi e pandryshueshme vjetore).

4. Kushti i katërt i Islamit është *Agjërimi* i çdo dite gjatë muajit të Ramazanit. Agjërimit në Kur'an i thuhet "Seum". Në fjalor e ka kuptimin me ruajt diçka nga diçka tjetër. Në Islam duke marë parasysh kushtet, gjatë muajit të Ramazanit sipas urdhërit të Allahut teala do të ruhemi nga tri gjëra: nga të ngrënit, nga të pirët dhe nga mardhënjet seksuale. Muaji i Ramazanit fillon sapo del Hëna e re dhe nuk fillon duke llogaritur sipas kalendarit (për të penguar polemikat dhe gabimin në llogaritje).

5. Kushti i pestë i Islamit është *Haxhi*. Çdo musliman që ka mundësi ekonomike, duhet që një herë në jetë të kryejë detyrën e haxhillëkut, duke vizituar Qaben. Muslimani që dëshëron të shkojë në Haxh, gjatë kohës së vajtjes dhe ardhjes nga Mekka, si dhe gjatë kryerjes të formaliteteve në Qabe, duhet që të ketë siguruar nevojën materijale të familjes së vet. Pra këtë kusht fetar mund ta plotësojë vetëm me tepricën e parave të nevojshme. Ai në këtë peligrinazh bën Tavaf dhe viziton Arafat-in.

Ai njeri i madh, mbasi i dëgjoi këto përgjigje nga Resulullahu, tha: Drejtë fole o i dërguari i Allahut. Omeri radiallahu anhu na bën të ditur habitjen e të pranishmëve As-habëve mbi gjendjen e këtij personi, sepse edhe bën pyetje edhe e vërteton saktësinë e përgjigjeve të Resulullahut. Të pyesësh për diçka do të thotë të mësosh atë që s'e di, por kur thotë "Drejtë fole", tregon se i dinte ato përgjigje.

Më i rëndësishmi nga pesë kushtet e përmendura më lart, është shqiptimi dhe besimi në "Shehadet", sipas rëndësisë pas kësaj vjen falja e namazit, pastaj agjërimi dhe haxhi. Zekati është i fundit. Epërsija e Shehadetit pranohet unanimisht nga të gjithë dijetarët e Ehli-Synnetit. Për epërsinë e katër kushteve të tjera, fjalët e

dijetarve janë siç vijuam dhe përmendëm më lart. Shehadeti qe i pari farz për besimtarët dhe u bë e domosdoshme që në fillim të Islamit. Pesë kohët e namazit u bënë farz në vitin 12. Një vit e disa muaj para Hixhretit, Natën e Miraxhit. Ramazani sherif u bë farz në vitin e dytë pas Hixhreti në muajin Shaban. Zekati u bë farz njëherësh me agjërimin, d.m.th. në muajin Ramazan. Dhe Haxhi u bë farz në vitin 9. pas Hixhretit.

Një njeri që mohon njërin nga kushtet e Islamit, nuk e beson atë, tallet dhe nuk e respekton, Allahu na ruajt, bëhet jobesimtar. Gjithashtu ai që e refuzon "hallallin" dhe "haramin" që janë fare të qarta e të njoftuara nga Allahu i Madhëruar, me fjalë të tjera ai që hallallit i thotë haram dhe haramit i thotë hallall, bëhet jobesimtar. Po ashtu edhe ai që mohon njërën nga domosdoshmëritë dhe kushtet e prera të fesë, bëhet jobesimtar.

(Disa prej harameve janë këto: të hash mishin e derrit, të pish pije alkolike, të luash kumar e bixhoz, femrat nëse zbulojnë kokën, flokët, krahët dhe këmbët, meshkujt nëse zbulojnë pjesën e trupit nga gjunjët deri në kërthizë dhe në këtë mënyrë dalin përpara njerëzve. Allahu i Madhëruar këto na i ka ndaluar. Të katër medh-hebët, të cilët i kanë njoftuar urdhërat dhe ndalesat e Allahut kanë pikpamjet e tyre të ndryshme mbi kufijtë e shikimit në pjesët e trupit dhe zbulimin e tyre përpara të tjerëve. Çdo musliman, sipas medh-hebit përkatës, është farz që t'i mbulojë vendet e turpshme të trupit të tij. Gjithashtu është haram të shohësh këto vende të zbuluara tek të tjerët. Dijetari i madh imam Gazali në veprën e tij "Kijamu Seade" për mbulimin e femrave muslimane shprehet kështu: Ashtu siç është haram që gratë dhe vajzat të dalin në rrugë duke zbuluar kokën, flokët, krahët dhe këmbët, gjithashtu është haram që të dalin me rrobe të ngushta, të holla e të tejdukshme, të stolisura e me erëra të forta, joshëse për të tjerët. Mbi daljen e tyre në rrugë në këtë mënyrë kanë mëkate edhe nëna, babai, bashkëshorti dhe vëllai, që e ka lejuar dhe pëlqyer këtë xhest. Humbja e tyre është e sigurtë(nëse nuk i këshillojnë). Nëse do të luten për falje dhe mëshirë, do të falen dhe nuk do të digjen në zjarr të Xhehenemit. Allahu teala i do ata që pendohen dhe që kërkojnë falje. Mbulimi i vajzave të rritura që kanë arritur në pubertet e në formim të plotë llogjikor, përpara meshkujve të huaj, u urdhërua në vitin e tretë të Hixhretit. Përveç këtyre të lartpërmendura edhe këto veprime janë haram: të gënjesh, të bësh

thashetheme e të mbash njerëzit me gojë, të flasësh keq për një person në mungesë të tij, të akuzosh e të shpifësh për dikë, grabitja, dredhi e hile, tradhëtia, të vrasësh me fjalë e të thyesh zemrën e një vëllai tënd musliman, shfytëzimi i pronës së huaj pa leje, mos pagimi i detyrimeve dhe pagesave të puntorëve, të ngreshë krye kundër shtetit etj. Këto gjëra është haram ti veprosh edhe në vende jomuslimane.)

# KUSHTET E IMANIT (BESIMIT)

Ky njeri i madh pyeti përsëri: “O Resulullah, na trego se ç'është imani”? Mbasi mori përgjigjen, Xhebraili alejhis-selam, e pyeti të Dërguarin e Allahut që të sqaronte të vërtetën dhe thelbin e fjalës iman. Në fjalor fjala *iman* do të thotë të njohësh dikë si të besueshëm, si fjalëdrejtë dhe që meriton çdo besim. Në Islam imani ka kuptimin e besimit në Allahun e Madhëruar dhe në të Dërguarit të Tij, i cili është Resuli, Nebij dhe lajmëtar për të gjithë ne. Këtë duhet ta dinë të gjithë duke e besuar me zemër e duke e shqiptuar me gojë. Të besohen të gjitha fjalët e dala nga goja e Profetit alejhis-selam, sepse janë të reveluara nga Allahu teala. Duhet besuar Allahun me të gjitha vetitë e Tij dhe duhen respektuar të gjitha emrat e Tij të ndritur. Ky besim duhet të jetë plotësisht i buruar nga zemra që të fitohet mëshira dhe shpëtimi nga dënimi i zjarrit. Të vraposh drejt pëlqimit të Tij dhe të largohesh nga dënimi i Tij. Të besosh dhe ta shkruash në zemër këtë besim, si një shkrim i gdhendur mbi mermer.

Besimi dhe Islami janë e njëjta gjë. Besimi në kuptimin e imanit ndodhet në të dyja fjalët. Ndërmjet tyre nuk ka diferenca të veçanta, megjithëse në fjalor kanë kuptime të ndryshme, në Islam ato nuk kanë të ndarë në kuptim dhe janë identike.

Besimi është një gjë e vetme apo e përbërë në disa pjesë? Në se është i përbërë sa pjesë janë? Veprat, adhurimet, lutjet janë nga imani apo jo? Kur themi: “Unë kam iman”, a është e pranueshme apo duhet të themi “Inshaallah unë kam iman”? Në besim a ka pakicë dhe shumicë? A është krijesë besimi? Besimi a është në dorën e njeriut? A ka detyrim në të besuar? Nëse në besim ka dhunë, nëse ka detyrim dhe imponim, atëherë pse është urdhëruar që secili të jetë i pajisur me të(besim)? Të gjitha këto do të shpjegohen me kohë dhe nuk do të merren në dorë një e nga një. Por duhet të dihet kaq: Sipas shkollave të mendimit Esh-ari dhe Mu'tezile nuk është xhaiz për të bërë diçka që s'është mumkin (e mundur), d.m.th. se nuk pranohet teza që të ketë urdhëruar Allahu diçka që nuk është e mundur. Edhe sikur të jetë vetë “mumkin”, sipas Mu'tezileve, nuk është xhaiz që të ketë

urdhëruar njerëzve që të bëjnë gjëra të pamundura. Mirëpo sipas Esh'arive është xhaiz (e mundur). Por nuk ka urdhëruar diçka të tillë. Kështu është p.sh. të urdhërosh që njeriu të fluturonte në ajër. Besimi nuk kërkon nga njerëzit që në adhurimet dhe në veprat e tyre,për Allahun të bëjnë diçka të pamundur. Për këtë arsye njeriu që duke qënë musliman çmendet ose kalon në gjendje anormale mendore dhe duke qenë në këtë gjendje vdes, islami i tij vazhdon megjithëse ai vetë nuk është në gjëndje që të vërtetojë një gjë të tillë.

Në këtë hadith të Pejgamberit alejhis-selam nuk duhet menduar kuptimi imanit sipas fjalorit, sepse kuptimi i tij në fjalor është: të vërtetosh dhe të besosh, kështu që edhe një injorant do ta kuptonte kuptimin e kësaj fjale. Po ashtu edhe As-habët radiallahu anhu është e pamundur që të mos kenë ditur e kuptuar atë. Xhebraili alejhis-selami me pyetjen e tij kishte për qëllim që t'i mësonte As-habët kuptimin e besimit sipas fesë Islame. Ai e pyeti dhe Pejgamberi i përgjigjet se imani është besimi në gjashtë gjëra:

1) Para së gjithash besimi i *Allahut* të Madhëruar,- urdhëroi ai. Imani do të thotë të besosh me ndërgjegje,duke u bazuar në argumenta llogjike, si dhe me zemër e shpirt gjashtë kushtet e imanit dhe pastaj ti anunçosh ato edhe me gojë. E para nga këto gjashtë gjëra është besimi në Allah si “Uaxhibul vuxhud” dhe Zot i vërtetë e i vetëm dhe se vetëm Ai është krijuesi i gjithësisë. Të besosh pa asnjë dyshim se në këtë botë e në Ahiret çdo gjë që ndodhet është krijuar pa materie (evulucion), pa kohë dhe pa ngjashmëri. Gjithçka është krijuar nga asgjëja dhe këtë e ka mundësuar Allahu i Madhëruar. Të besosh se të gjitha lënda, atomi, molekula, elementët kompozitiv, materiet organike, qelizat, jetën dhe vdekjen, çdo ngjarje e dukuri, çdo reaksion, çdo lloj fuqie dhe energjije, lëvizja, shpirtrat, engjëjt, çdo qënje me shpirt apo pashpirt (materie) qoftë ajo, është krijuar vetëm nga Ai dhe se vetëm Ai i mban ato çdo çast në egzistencë. Ashtu siç i ka krijuar në një çast të vetëm, çdo gjë, duke mos qënë, kur të vijë dita e kiametit, përsëri ka për t'i zhdukur të gjitha ato. Krijuesi i çdo qenëjeje, pronar i çdo gjëje është vetëm Ai. Ai nuk ka epror mbi vehte dhe nuk ka urdhërues por gjithçka e bën me vullnetin e Tij të plotë. Çdo superioritet dhe përsosmëri i përkasin vetëm Atij. Tek Ai nuk ka asnjë të metë e atribut të mangut. Ai mund të bëj çdo gjë që do. Ato që i bën nuk janë në dobi të Tij e as në dobi të

dikujt tjetër. Atë që bën, nuk e bën për ndonjë ngatërresë, por në çdo punë të tij ka arsyetim, mirësi dhe plot dhurata.

Ai nuk është i detyruar që t'u japë robëve të Tij ndonjë të mirë, gjë të dobishme, apo dikujt sevap e dikujt dënim. I ka hije virtytit te Tij të lartë që nëse do, të gjithë ata që e kundërshtojnë, të gjithë ata që kanë bërë mëkate, t'i fusi në Xhennet. Nga ana tjetër edhe të gjithë ata që i përulen dhe i kryejnë adhurimet dhe urdhërat e Tij, nëse do i fut në Xhehennem, sepse kjo është në mëshirën e Tij dhe sipas drejtësisë së Tij. Por Ai ka dëshiruar dhe ka njoftuar se muslimanët si dhe të gjithë ata që i kryejnë ibadetet ndaj Tij si besnikë dhe besimtarë të devotshëm, do t'i fusi në Xhennet dhe do t'i pajisi me të gjitha të mira, kurse jobesimtarët do t'i torturojë përjetësisht në Xhehennem. Dhe për këtë Ai nuk kthehet nga fjala. Bindja apo mos bindja e krijesave ndaj Tij, nuk i sjell ndonjë dobi. Sikur e tërë gjithësia të jetë mosmirënjohëse dhe kundërshtare e Tij, nuk e dëmton Atë. Po të dojë robi i Tij që të bëjë diçka, në dashtë edhe Ai, menjëherë e krijon atë. Ai është krijuesi i lëvizjeve të robëve të Tij. Ai është krijuesi i çdo gjëje dhe kundër dëshirës së Tij nuk mund të ngrihet askush. Edhe në i dëshiroftë pabesinë dhe mëkatet, ato nuk i aprovon. Askush nuk mund të përzihet dhe s'mund të marë pjesë në punët e Tij. “Pse u bë kështu, ose po të kishte ndodhur kështu....”. Askush nuk ka as fuqi as të drejtë që të thotë ose që të pyesi, të arsyetojë apo të gjykojë vendimet e marra nga Ai. Përveç atyre që bëjnë shirk dhe pranojnë shok Atij, Allahu i Madhëruar po të dojë, e fal njeriun që ka bërë gjynahe qofshin ato edhe të mëdha. Përveç pabesisë ndaj Tij, nëse ky njeri vdes pa iu lutur për falje dhe i papenduar, në dashtë e fal. Qoftë edhe për një gjynah të vogël, në dashtë Ai e dënon. Ai ka njoftuar se ata që kanë vdekur si qafira (jobesimtarë) dhe si murted (tradhëtar), nuk ka për t'i falur kurrësesi dhe se ata përjetë do të torturohen në Xhehennem.

Muslimanët nëse adhurimet nuk i bëjnë në përputhje me besimin më të drejtë, pra atë të Ehli Synnetit dhe se për këtë pa u lutur për falje e pendim vdesin, Allahu do t'i torturojë ata në Xhehennem. Ato njerëz që bazohen në bid'at do të dënohen për gabimin e bërë, por nuk do të qëndrojnë përjetësisht në Xhehennem.

Të kërkosh që të shohësh Allahun në këtë jetë(gjatë adhurimit ku arrihet grada më e lartë e afërsisë së Allahut me besimtarin)

është xhaiz dhe e lejuar. Por asnjë nuk e ka parë Atë. Banorët e Xhennetit do të kenë mundësinë ta shohin përherë Madhështinë e Tij, ashtu edhe ëngjëjt. Kurse qafirët nuk do të kenë fatin që t'a shohin përsëri. Edhe për xhindët thuhet se nuk do të mund ta shohin më. Sipas mendimit të shumicës së dijetarëve, besnikët e çmuar do ta shohin çdo mëngjes e mbrëmje, kurse ata të gradës më të ulët do ta shohin ditëve të Xhuma. Femrat do ta shohin disa herë në vit dhe duke i festuar ato ditë.

Shejkh Abdulhak Dehleui-u në librin e tij persisht shprehet: Në një hadith është trasmentuar se: "Ditën e kijametit Allahun e Madhëruar do të mundni ta shihni siç shihni hënën pesëmbëdhjeçe. Llogjika jonë e cekët ashtu si te kjo botë edhe në botën tjetër nuk do të mundi të konceptojë mbi bukurinë dhe Madhështinë hyjnore të Allahut teala. Dijetarët e mëdhenj Ebul Hasen Esh'ari dhe imam Sujuti si dhe imam Bejheki kanë njoftuar në veprat e tyre se edhe melektë do ta shohin Allahun në Xhennet. Imami Ebu Hanife dhe dijetarë të tjerë na thonë se xhinët nuk mund të fitojnë sevape dhe si të tillë nuk kanë për të hyrë në Xhennet, vetëm ata që janë besnik do të shpëtojnë nga Xhehennemi. Femrat do ta shohin si ditë feste disa herë në vit. Besnikët e Tij do ta shohin çdo mëngjes e mbrëmje. Kurse të tjerët vetëm ditave të Xhuma. Imami Ebu Hanife vazhdon: "sipas meje femrat besnike, engjëjt dhe xhinët kanë për të përfituar nga ky lajm i mirë." Femrat e shquara si Fatimetuz-zehra, Hatixhet-ul-lkubra dhe Aishetu-Siddiki si dhe femra të tjera të zgjedhura si Merjeme dhe Asije janë të preferuara për të parë Allahun e Madhëruar.Duhet besuar se Allahu teala do të duket, por nuk duhet menduar dhe përfytyruar pamjen dhe fytyrën e tij. Punët e Allahut nuk mund të konceptohen dhe kufizohen sipas llogjikës sonë. Punët e Tij nuk i ngjajnë punëve të kësaj bote. Ato nuk maten me dituritë tona në shkencën e fizikës apo të kimisë.

Allahu Madhëruar nuk ka anë dhe nuk mund të thuhet se Ai ndodhet në këtë anë apo në anën tjetër, ndodhet përballë apo lartë. Allahu s'është ndonjë përzierje dhe as komponim. Nuk është numruar, nuk matet dhe nuk llogaritet dot. Tek Ai nuk mund të ndodhi asnjë ndryshim. Ai nuk ka vend dhe nuk ndodhet në një vend të caktuar. Nuk ka asnjë lidhje me kuptimin e kohës. Tek Ai nuk ka përpara apo pas, nën ose përsipër, djathtas ose majtas. Prandaj mendja dhe arsyetimi ynë njerëzor s'është në gjëndje të

kuptojë vetitë dhe cilësitë e Tij. Ne nuk mund të kuptojmë dhe të arrijmë të përfytyrojmë pamjen e Tij. Fjalët si dorë, këmbë, anë, vend etj. që përmenden nëpër ajete dhe hadithe nuk kanë kuptime që i dimë dhe që i përdorim në jetën praktike. Këta janë ajete që duhen besuar ashtu siç janë dhe nuk duhet të diskutohet kuptimi i tyre. Këto ajete e përmendin fjalën dorë, që ne si krijesa të arrijmë të paktën të kuptojmë se për çfarë bëhet fjalë, dhe të kuptojmë aq sa na lejon llogjika madhështinë e saj. Por ne kurrësesi s'duhet të guxojmë që fjalën dorë ta kufizojmë me punën dhe fuqinë e dorës sonë. Në ajete fjala dorë mund të ketë kuptimin energji. Muhammedi alejhis-selam Allahun e Madhëruar e pa natën e Mi'raxhit. Por nuk e pa me sy të lirë që shohim zakonisht, por pas një perdeje. Po të thotë dikush se unë e pashë Allahun në këtë jetë quhet i dalë prej feje dhe renegat. Eulijatë, njerëzit më të besuar të Allahut, arrijnë të komunikojnë por jo ta shohin Atë . Kjo do të thotë se nuk është shikim apo një komunikim ballpërballë por përpara tyre formohet “shuhud” që do të thotë se e shohin dhe e ndjejnë me syrin e zemrës. Edhe nëse disa nga eulijatë kanë folur se e kanë parë Allahun e Madhëruar, është ajo ndjenjë që ata e ndiejnë praninë e Tij aq afër saqë nuk mundën të gjejnë fjalë për të treguar atë distancë.

*Pyetje*: Më lart u bë e ditur se po të kërkosh të shohësh Allahun me sytë e kësaj bote është e lejuar. Atëherë përse njeriu që thotë se e kam parë me të vërtetë Allahun duhet të quhet i dalë nga feja? Të mendosh në këtë mënyrë a është xhaiz?

*Përgjigje*: Fjala xhaiz nënkupton një gjë që edhe nëse bëhet ose jo, nuk lë vend për mëkat. Sipas mësimeve të Esh'arive për të qënë xhaiz shikimi (ru'je) duhet të mendohet si afërsi. Shikimi në këtë rast nuk është gjë tjetër veçse një imazh që i formohet njeriut nga komunikimi i përditshëm. Pra njerëzit janë mësuar që një bashkëbisedim ndodh gjithmonë midis dy njerëzve që janë ballpërballë me njeri-tjetrin. Në mungesën e njërit koncentrimi dhe përqëndrimi i plotë në bisedë arrihet vetëm në imagjinatën e prezencës së atij personi që mungon. Shikimi në këtë rast nuk arrihet sipas ligjeve fizike, me të parë, por me botë e mbrendshme të ndjenjave. Allahu teala me forcën dhe vullnetin e Tij mund të bëj të mundur që i verbëri të shikojë, si me dritën e syve po edhe me dritën e zemrës. Ai i krijon mundësinë njeriut të shohi jo më ç'bëhet në rruzullin tokësor por edhe se çfarë ndodh në kozmos,

në hënë dhe yje. Ai është në gjëndje të krijojë këtë fuqi pamjeje si mbrenda por edhe jashtë ligjeve të fizikës që arrijmë të konceptojmë ne. Kjo është xhaiz. Sepse një fuqi të këtillë mund të ketë vetëm Ai. E dyta, të thuash se: Në këtë jetë unë e pashë Allahun me sy të lirë, nuk përputhet me ajetet dhe me mendimin e përbashkët të dijetarëve. Për këtë arsye për njeriun që e thotë këtë thonë se është Mulhid (ateist) ose Zindik (tradhëtar). Si përgjigje e tretë, themi se ru'je (të parit me sy të lirë), është xhaiz, por kjo nuk do të thotë se shikimi ndodh mbrenda ligjeve të fizikës. Vetë fjala shikim në këtë rast përdoret jo e parë siç shohim materien, por është shikimi i atij syri të brendshëm që ndien energjinë dhe prezencën e Allahut. Përdorimi i fjalës në mënyra dhe në kushte jashtë kësaj që përmendën, mund të jetë shkak për pabesi dhe fyerje ndaj Allahut të Madhëruar.

Autori i këtij libri, Meulana Khalid Bagdadi pas këtyre përgjigjeve thotë: “Vini re”. Me këtë ai do të nënvizojë se përgjigja e dytë është më e drejtë. Qoftë i dali nga feja apo tradhëtari për vehten thonë se janë muslimanë. Në këtë i dali është i sinqertë. Ai beson se vetë është musliman i denjë dhe se është në rrugë të drejtë. Kurse tradhtari është armik i Islamit. Ai është musliman vetëm për sy e faqe. Ai është musliman vetëm për të krijuar përçarje dhe mashtrim midis muslimanëve. Nuk mund të mendohet që nata e dita, koha në përgjithësi të jenë të pandryshueshme dhe që të kalojnë në krahasim me Allahun. Tek to ka ndryshim por mund të jetë i vogël kurse Allahu i Madhëruar nuk mund të pësojë asnjë ndryshim, sepse Ai me Madhështinë e tij është i përsosur. Kështu që nuk mund të thuhet për të, që kështu ka qenë, tani është kështu ose në të ardhmen do të jetë i tillë. Ai nuk ka virtyte dhe cilësi të ndryshueshme të karakterizuara te njerëzit. Ai nuk i përngjanë dhe nuk mund të bashkohet me asgjë në cilësi, sepse nuk mund të kushtëzohet me të tilla fjalë. Ai nuk ka asnjë të përngjashëm, nuk ka ortak dhe as ndihmës, as mbrojtës dhe nuk ka shok. Është i pranishëm çdo çast me çdo njeri dhe është i pranishëm në çdo vend dhe është dominues mbi gjithçka. Nuk ka as nënë as baba dhe as fëmijë (një fjali e tillë përdoret sepse llogjika e njeriut nuk pranon krijim tjetër përveç brenda këtyre kushteve). Nuk është i lindur dhe nuk ka lindur ndonjë dhe as ka birëzuar ndonjë. Është i pranishëm tek njerëzit në afërsi sa damari i qafës. Qënja e tij i pranishëm, i rrethuar nga ne, me qenë së bashku dhe afër nuk janë ashtu në ato rrethana siç i kuptojmë

ne. Afërsia e Tij s'është e mundur që të merret vesh as me diturinë e dijetarëve, as me zgjuarsinë dhe zbulimet e shkencëtarve dhe dëshmitë e eulijave. Të vërtetën dhe thelbin e këtyre gjërave mendja e njeriut s'është në gjëndje që t'i kuptojë. Ai është i pranishëm me gjithë dijen dhe me vullnetin e Tij të plotë. Allahu i Madhëruar në cilësitë dhe në atributët e Tij është një dhe këtu s'është e mundur të bëhet ndonjë ndryshim.

Emrat e Allahut janë emra të caktuara nga vetë Ai në Islam dhe këto emra janë të lejuar të përdoren për të treguar Madhërinë e Tij. Përveç këtyre emrave të caktuar, emra të tjerë nuk janë xhaiz (të lejuar). Po ashtu edhe nga varfëria e një gjuhe apo nga defektet e shumta që mund të kenë gjuhë të ndryshme, lejohen të përdoren vetëm ato emra të cituar nga Ai. Edhe fjala hyjni nuk është e lejuar sepse ka kuptimin idhull, idol. P.sh. hyjni apo idhulli i Indianëve është lopa. Edhe në gjuhë të tjera fjalët Dieu, Gott, God mund të përdoren në kuptimin e idhulit. Këto emra nuk mund të përdoren për të vetmin Zot, Allahun teala.

Emrat e Allahut janë të pafund. Një mijë e një nga ato janë të shquar dhe të dëgjuar nga njerëzit. Njëmijë e një emra të vet Ai ia ka bërë të njohur njerëzve por në fenë që ju shpall Muhamedit alejhis-selam nga këto emra janë cilësuar si vetëm nëntëdhjetenëntë (99). Këto emra quhen “Esmaul husna”.

Sifatu dhatije, vetitë dhe atributet personale të Allahut të Madhëruar janë gjashtë. Këto i treguam më parë. Tani sifatu thubutije, që janë vetitë e veçanta cilësore të Allahut që sipas mendimit të Maturidijeve janë tetë dhe sipas Esh'arive janë shtatë. Edhe këto veti e atribute janë të përjetshme e të amshueshme dhe do të jenë deri në pafundshmëri. Janë të shenjtë dhe nuk janë si cilësitë e krijesave. Ato nuk mund të kuptohen me mend duke i krahasuar dhe llogjikuar me ato të botës sepse ashtu nuk mund të kuptohen. Këto veti Allahu teala ua ka bërë të ditur njerëzve me nga një shembull. Duke i marë parasysh këta shembuj, vetitë e Allahut nuk mund të kuptohen saktë dhe të plotë. Njeriu siç nuk është në gjëndje që të kuptojë Allahun, po ashtu nuk është xhaiz (lejueshme) që të mendojë dhe të mundohet për ti kuptuar ato duke i kushtëzuar me llogjikën e tij. Këto tetë veti nuk janë edhe të njëjta por nuk janë as veç e veç. D.m.th. vetitë e Tij nuk janë Ai vetë por nuk janë as jashtë Tij. Këto tetë veti (sifati thubutijje) janë:

*1)* Hajat (egzistencë, gjallëri, jetë)

*2)* Ilm (që di çdo gjë, i plotditur, dituri)

*3)* Semi (të dëgjuarit,dëgjues)

*4)* Basar (të parët,shikues)

*5)* Kudret (i plotfuqishëm)

*6)* Kelam ( folës, fjalë)

*7)* Irade (vendosmëri, vullnet, dëshirë)

*8)* Tek'uin (krijimtari, krijues)

Të gjitha këto veti të Allahut janë të kuptueshme. Në asnjërën nga ato nuk mund të bëhet ndryshim. Allahu krijon kaq lloj krijesash dhe që të gjitha ato i ruan që të mos zhduken. Ai përsëri është Një. Tek Ai s'bëhet dhe nuk ndodh ndryshim. Çdo krijesë në çdo çast, në çdo pikëpamje, ka nevojë për Të. Kurse Ai nuk ka nevojë për asgjë.

2)- Themeli i dytë i besimit është besimi në *Ëngjëjt* e Allahut. Melek (shumës melaike) ëngjëll, d.m.th. përfaqësues, i dërguar, lajmërues, ose fuqi. Ëngjëjt janë materie drite shumë e hijshme. Janë shumë të lehtë, bile më të lehtë se gazet. Janë të shkëlqyeshëm si nur (dritë e shenjtë). Janë të gjallë dhe inteligjentë. Ata nuk kanë mëkate si njerëzit. Mund të shëndërohen në çdo formë. Ashtu si gazet dhe lëndët kur ngurosen marin forma të ndryshme, ashtu edhe ëngjëjt marin forma të bukura. Ëngjëjt nuk janë shpirtra të dalë nga trupa të njerëzve të mëdhenj. Krishterët mund ti përfytyrojnë si të tillë. Ëngjëjt nuk janë pa lëndë siç janë energjia dhe fuqija. Disa filozofë të vjetër kështu mendonin. Krijimi i ëngjëjve është përpara të gjitha krijesave. Për këtë arsye besimi në ëngjëj është para besimit në libra. Por edhe librat janë para pejgamberëve. Prandaj këto rradhiten në këtë mënyrë.

Ëngjëjt duhen të besohen si shërbëtorë dhe rob të Allahut. Ata nuk janë bij të Tij. Qafirët dhe mushrikët mund të mendojnë në këtë mënyrë. Allahu i Madhëruar i do që të gjithë ëngjëjt dhe ato janë krijesa që i binden urdhërave të Tij. Nuk bëjnë mëkate dhe as kundërshtojnë urdhërat e Tij. Nuk janë as meshkuj, as femra dhe nuk kanë gjini dhe nuk mund të shumohen me çiftëzim. Janë të

gjallë. Sipas Abdullah Ibn Mes'udi radiallahu anhu një lloj ëgjëjsh rezultojnë të kenë fëmijë. Ai thotë se iblisi (shejtani) dhe xhinët janë prej këtyre ëngjëjve, që kanë fëmijë por një gjë e tillë nuk është e vërtetë. Allahu teala kur i krijoi njerëzit, melaiket ngritën zërin e thanë: “O Zoti Ynë mos vallë i krijove ata që të prishin rendin e të derdhin gjak”?. Kjo tregon se ata para këtij krijimi janë të pafajshëm, pa gyjnahe dhe të padëmshëm.Pra ishin në një gradë që mund të grupoheshin mes ëngjëjve.

Ëngjëjt të quajtur “makhluk” janë më të shumtë dhe përveç Allahut askush nuk mund ta dijë numrin e tyre. Asnjë vend në qiej nuk ka, ku ata të mos bëjnë adhurim dhe ti luten Atij. Në qiell çdo vend është plot me ëngjëj ku ata falin namaz. Disa nga ata rrinë në sexhde, disa në ruku dhe disa në kijam. Në qiej, në tokë, në bimë, në yje, në të gjallë e të vdekur, në pikat e shiut, në gjethe të pemëve, në çdo molekulë, në çdo atom, në çdo reaksion e lëvizje pra në çdo gjë ëngjëjt kanë detyrat e tyre. Ëngjëjt janë ndërmjetës midis krijesave dhe Allahut. Disa nga ata janë superiorë mbi të tjerët. Disa nga ata ngarkohen me detyrë që t'u sjellin njerëzve mendime të mira. Kësaj i thonë ilham, inspirim ose frymëzim. Disa nga ëngjëjt nuk dinë asgjë për njerëzit si dhe nuk dinë asgjë për krijesat e tjera. Këta ëngjëj gjithë kohën e kalojnë duke qëndruar në adhurim përpara Madhështisë dhe Fuqisë së Allahut. Çdo ëngjëll ka vendin e veçantë të tij. Ata nuk largohen nga këto vende. Disa nga ata kanë nga dy, disa nga katër e më tepër krahë. Krahët e tyre janë sipas trupit të tyre. Besojmë se ëngjëjt kanë krahë, por se si janë ato, nuk i dimë. Nëpër kisha, nëpër revista si dhe nëpër filma të ndryshëm shohim disa vizatime. Këto vizatime paraqiten gjoja si ëngjëj. Ato janë shpikje e imagjinatës së njeriut. Muslimanët të tilla vizatime nuk bëjnë. Ne vetë nuk i bëjmë, por as mendojmë se ata që mundohen ti paraqesin ëngjëjt si të tillë tregojnë diçka të vërtetë. Melekët e Xhennetit janë në Xhennet. Më i madhi i tyre është Rid’uan. Ëngjëjt e Xhehennemit quhen Zebani. Këta i kryejnë detyrat e tyre përkatëse. Ashtu siç deti nuk është i dëmshëm për peshqit dhe zjarri i Xhehennemit nuk i djeg ata. Ëngjëjt më të mëdhenj të Xhehennemit janë zebani dhe janë nëntëmbëdhjetë. Më i madhi i tyre është “Malik”.

Ëngjëjt të cilët shkruajnë gjynahet (mëkatet) dhe sevapet (veprat e mira) të njerëzve, si dhe çdo veprim të tyrin, janë dy të natës e dy të ditës. Këta quhen Kiramu ketibin, ose ëngjëjt e

kujtesës. Përveç këtyre, ka edhe ëngjëj të tjerë. Ëngjëlli i krahut të djathtë është eprori i atij të së majtit. Ai i shënon gjërat e mira dhe ibadetet të bëra për hir të Allahut të Madhëruar. Kurse ëngjëlli i krahut të majtë shënon punët e këqija, mëkatet. Në varr, pas vdekjes ëngjëjt që do të marin në pyetje njerëzit janë engjëj të veçantë. Këta ëngjëj pyetës quhen Munkir dhe Nekir. Ata që pyesin besnikët e fesë quhen Mubeshirin.

Ëngjëjt ndërmjet tyre kanë një farë epërsije. Ata më të mëdhenjtë janë: i pari *Xhebraili* alejhis-selam. Detyra e tij është të komunikojë pejgamberëve Uahij (shpalljet,revelatat). I dyti ëngjëll është *Israfili* alejhis-selam, i cili do të fryejë burinë të quajtur Sur. Ky ëngjëll do t'i fryejë dy herë burisë. Në fryerjen e parë çdo gjallesë ka për të vdekur.Dhe Allahu i Madhëruar do të mbizotërojë gjithçka, derisa në fryerjen e dytë të gjithë të vdekurit të ngjallen. I treti ëngjëll është *Mikaili* alejhis-selam. Detyra e tij është rregullimi i harmonisë në tokë, i ekonomisë, rrisqeve, si dhe të vejë në lëvizje çdo materie duke krijuar atë qetësi dhe lumturi të amshueshme. Ëngjëlli i katërt është *Azraili* alejhis-selam. Ky është ëngjëlli që merr shpirtrat e njerëzve. Pas këtyre katër ëngjëjve, katër të tjerë të kategorisë kryesore quhen Hamelel-Arsh. Ditën e kijametit ata do të jenë tetë. Engjëjt që do të jenë pranë Allahut (në prezencën e Tij) quhen Mukarrebin. Ëngjëjt torturues quhen Kerubijan. Ëngjëjve të rahmetit u thonë Ruhanijan. Këta janë ëngjëjt më të rëndësishëm. Pas pejgamberve nga krijesat më të larta vijnë ata. Kurse mohuesit dhe hipokritët janë më të poshtrit e krijesave.

Në fryerjen e parë, përveç katër ëngjëjve të mëdhenj dhe Hamelel Arsh, të gjithë të tjerët do të zhduken. Pas këtyre Allahu teala do të zhdukë ata të Hamelel-Arsh dhe më vonë ata katër të tjerët. Pastaj do ti ringjallë përsëri ato dhe do të urdhërojë që ti fryhet Surit për të dytën herë që të ringjallen që të gjithë njerëzit. Kjo do të thotë se këta ëngjëj janë krijuar para të gjitha krijesave.

3) Themeli i tretë i besimit është besimi në *Librat* që i ka dërguar Allahu teala.Këto libra Allahu pejgamberëve ua ka dërguar nëpërmjet ëngjëjve duke ua cituar në veshët e tyre apo në gjumë, disa pejgamberve u ka zbritur në formë të shkrimit e disave nëpërmjet ëngjëjve drejtëpërdrejtë me fjalë. Gjithë këto libra janë Kelamullah, Fjalët e Allahut. Janë të përjetshme e kuptim plote. Nuk janë krijesë e dikujt apo sajim. Nuk janë fjalë të pejgamberve,

as të melaikeve. Fjala e Allahut nuk është si fjalë që ne e shkruajmë dhe e mbajmë në mend, ose si ajo që e flasim. Nuk është si fjala që gjendet në të folurit tonë, ose që gjendet në kujtesën tonë. Ajo s'është as gërmë tingëllore as bashkëtingëllore. Këto cilësi të Allahut njeriu nuk është në gjëndje që t'i kuptojë. Por fjalën e Tij njeriu e lexon, e ruan në kujtesë dhe e shkruan. Fjala e Allahut kur është pranë nesh, është hadith (ngjarje) e krijuar më pas. Kjo do të thotë se fjala e Allahut ka dy anë. Duke qënë së bashku me njerëzit është makhluk (krijuar) dhe hadith (krijuar pas me shkaqe). Gjithë kjo do të thotë se është krijuar për njerëzit edhe pas krijimit të njerëzve. Por duke menduar se është fjala e Allahut teala, atëherë do të thotë se është kadim (e lashtë).

Të gjitha librat që i ka zbritur Allahu teala janë Hak (të vërteta). Kjo do të thotë se janë të drejta dhe tek to nuk ka gënjeshtra dhe mashtrime.

Është thënë se edhe dënimi edhe falja e dënimit janë xhaiz (e lejueshme) për Allahun e Madhëruar. Këto janë të lidhura me kushte të panjohura për ne si dhe me vullnetin e fortë dhe dëshirën e Tij. Të shpëtosh nga dënimi do të thotë falja nga një dënim i merituar të robit të Tij. Fjala e Allahut që tregon dënimin nuk do të thotë lajmërimin e diçkaje që do ta kishte kuptimin se duke u falur do të jetë gënjeshtër. Falja dhe mëshira e Tij është e lejuar dhe është e drejtë mbi gjithçka, kurse mos mbajtja e premtimeve nuk është xhaiz për të. Po ashtu edhe mëkatet mund ti fali pa problem. Këtë e vërteton edhe mendja, e vërtetojnë ligjet e marëdhënjeve ndërmjet njerëzve dhe ajeteve të Kur'anit Kerim.

Nëse nuk ka ndonjë pengesë, ajeteve dhe haditheve duhet ti jepen kuptime të qarta dhe nuk është xhaiz (lejueshme) tu jepen kuptime të përngjashëm. Kur'ani i shejtë është fjala e Allahut tea’la dhe hadithët janë fjalë e thënje profetike, të cilat janë shkruar në gjuhën e pastër të fisit të Muhammedit alejhis-selam, Kurejsh. Fjalët e Allahut teala, pra Kur'ani me versetet e tij duhet të meret me kuptimin e tyre që përmenden në hixhaz dhe tefsire. Kuptimet që me kohë janë ndryshuar, por që akoma sot po i përdorim s'është e drejtë të përdoren për interpretimin fjalës së Allahut, as ti përkthesh ato. Në ajetët që quhen Muteshabihat ka kuptime jo të qarta, kuptimet e tyre i di vetëm Allahu i Madhëruar, si edhe ato pak dijetarë të ashtuquajtur Ilmu ledunni. Përveç këtyre askush tjetër nuk mund ti kuptojë qartë ato. Prandaj

ajetet muteshabih duhen besuar si fjala e Allahut dhe nuk duhet që të komentohen. Dijetarët e dalë nga rradhët e Esh'arijve thonë se këto ajete shkurtimisht, ose gjerësisht mund të komentohen në mënyrë Te'uili. Kjo fjalë natyrisht është arabisht dhe ka këtë kuptim që: ndërmjet kuptimeve të ndryshëm të fjalës zgjidhet kuptimi që është më i përshtatshëm. P.sh. në suren "Isra" thuhet "Dora e Allahut është përmbi duart e tyre" dhe kjo është fjala e Allahut. Për këtë duhet të thuhet se,: Unë këtë e besova ashtu siç ka dashur të thotë Allahu i Madh. Po ashtu është e drejtë dhe më mirë të thuash se kuptimin e kësaj unë s'e di, vetëm Allahu e di, ose të themi se dituria e Allahut s'është dituria e jonë. Vullneti i Tij i fortë nuk i ngjet vullnetit tonë. Si kjo, duhet që të themi se edhe dora e Allahut nuk është si dora e robëve të Tij. Në librat të dërguar nga Allahu, vetëm leximi i disa ajeteve ose vetëm kuptimi i tyre, ose edhe leximi edhe kuptimi së bashku janë anulluar, ose janë ndryshuar nga Allahu Teala. Kur'ani kerim i ka anulluar të gjitha librat të zbritur më parë dhe i ka bërë ato të pavlefshme. Kur'ani asnjëherë nuk mund të ketë gabim, harresë apo ndonjë mungesë. Të gjitha dituritë, edhe në të kaluarën edhe në të ardhmen egzistojnë në Kur'anin adhimush-shan. Për këtë arsye ai është më i vlefshmi nga të gjitha librat e tjerë hyjnor. Kur'ani kerim është mrekullia më e madhe e Resulullahut. Sikur të gjithë njerëzit dhe xhindët të bashkohen, të përpiqen sa të duan, nuk mund t'a shkruajnë një fjali të ngjashme me ato të Kur'anit. Të gjithë poetët e Arabisë u bashkuan dhe u përpoqën shumë, por nuk qenë në gjëndje të shkruanin qoftë dhe një ajet më të shkurtër. Ata u mundën përpara Kur'anit dhe mbetën të habitur përpara kësaj mrekullie hyjnore. Allahu armiqtë e Islamit i bën të pa aftë e të mundur përpara Kur'anit, sepse aty është e vërteta dhe ajo nuk mund të mohohet kurrë. Fjalët e bukura të Kur'anit janë mbi çdo fuqi të njeriut. Njerëzit nuk janë të zotë të flasin siç flitet në Kur'an, sepse ajetet e tij nuk i ngjajnë vjershave apo prozave të shkruajtura nga dora e njeriut.

Librat qiellor të zbritur janë njëqind e katër. Dhjetë prej tyre i janë zbritur Ademit Alejhis-selam, pesëdhjetë Shit-it alejhis-selam, tridhjetë Idrizit alejhis-selam, dhjetë Ibrahimit alejhis-selam. Vetëm këto janë të përmendura. Libri *Teurat* i është zbritur Musa-it alejhis-selam, *Zeburi* Dautit alejhis-selam. Ungjilli Isait alejhis-selam, dhe më në fund Kur'ani Kerimi i është zbritur Muhammedit alejhis-selam.

Kur njeriu do që të ndalojë diçka, ose kur do që të pyesi për diçka, ose që të lajmërojë për diçka, të gjithë këto më parë i pregatit në mëndjen të tij. Kësaj i thonë kelamu nefsi (mendim). Këto janë kuptime që nuk mund të shpjegohen në asnjë gjuhë, sepse leximi i një mendje nuk mund të bëhet korrekt në asnjë gjuh. Ato fjalë të cilat nuk mund të kenë fjalë përkatëse në gjuhë të ndryshme u thuhet kelamu lafdhiu (shprehuri). Por mos thënja me të njëjtat fjalë në gjuhë të huaja nuk mund të jetë shkak i moskuptimit të origjinalitetit. Kjo mund të shpjegohet shumë bukur edhe me fjalë të tjera. Nga kjo kuptohet se kelamu lafdhiu është një atribut i pandryshueshëm, i thjeshtë që ndodhet tek njerëz që janë të zot të fjalës, pastaj vjen vullneti i fortë etj. Me fjalë të tjera kelamu lafdhi është shpjegimi në fjalë i kelamu nefsit. Kurse fjalët e Allahut janë të përjetshme sepse janë krijuar dhe shprehur pa u sugjeruar nga mendja dhe pastaj të hidhen në fjalë. Ky është atribut i Tij i veçantë.

Atributi *kelam* është i thjeshtë, nuk ndryshon asnjëherë dhe nuk është i përbërë nga germa. Nuk është as germë tingëllore e as germë bashkëtingllore. Kelam, pra është e pandarë në dhënjen e urdhërave, të ndalesave ose të paralajmërimeve të ndryshme. Tek ajo nuk ka përpjestime (ndarje) në gjuhëra të ndryshme si p.sh. arabisht, persisht, turqisht etj. Fjala e Allahut nuk ka nevojë për mjete, si kujtesë, veshë , gjuhë etj. Kuptohet se ajo (fjala e Allahut) është një veti krejtësisht ndryshe nga të gjitha ato. Ajo mund të shprehet në çdo gjuhë. Të shqiptuarit në arabisht, fjala e Allahut është Kur'ani. Nëse flitet në gjuhën çifute është Tevrati, nëse flitet në gjuhërat e Krishterëve, atëherë është Ungjilli. Fjala hyjnore lajmëron dhe na tregon për gjëra të ndryshme. Kur bën të ditur diçka, atëherë është haber, lajm. Po mos të jetë lajm, do të jetë Insha (shprehje). Nëse na citon urdhër, atëherë është Emër. Dhe nëse lajmëron diçka që ndalohet është Nehjun. Në fjalën e Allahut është i pamundur ndryshimi, trajta etj. Të gjitha librat si dhe fletët e tyre vërtetojnë cilësi të larta të Allahut dhe të egzistencës së Tij. Fjala hyjnore po të jetë arabisht, atëherë është Kur'ani, pra fjalë e shenjtë e zbritur nga Allahu teala dhe që mbahet përmendësh nga njeriu. Është zbritur, pjesë-pjesë, por që të gjitha përbëjnë atë që quhet Mus-haf.Të gjithë dijetarët e rrugës së drejtë vërtetojnë se fjala e Allahut është Kadim (e lashtë).

*Pyetje*: Për sa u përmend më sipër kuptohet se fjala e Allahut

që është e amshueshme, nuk dëgjohet. Për të thënë se e dëgjova fjalën e Allahut, do të thotë se dëgjon zërin e Tij dhe fjalët e Tij. “E kjo përseri do të thotë e kam kuptuar zërin, i cili shqiptohet si fjalë e Allahut”. Që të gjithë pejgamberët në këtë mënyrë e kanë dëgjuar fjalën e Allahut, atëherë përse vetëm Musai alejhis-selam përjashtohet nga kjo?

*Pergjigje*: Musai e dëgjoi në mënyrë jo të zakontë, por në një mënyrë hyjnore, pa zë, fjalët e Tij të përjetshme. Ai e dëgjoi në mënyrë të paspjeguar, ashtu siç Allahu në Xhennet do të duket në mënyrë të pashpjeguar në foluri. Allahu i Madhërueshëm askujt nuk i ka folur në këtë mënyrë. Ai fjalën e Allahut e dëgjoi me zë, por jo vetëm me vesh. E dëgjoi me çdo pjesë sado të imët të trupit të tij, ose e dëgjoi vetëm nëpërmjet të një peme, por jo me zë. Nuk e dëgjoi me ndihmën e vibracionit të ajrit ose me ndihmën e ndonjë dukurije tjetër. Kështu ka qënë edhe me Resulullahun, Natën e Mi'raxhit. Kështu e dëgjoi fjalën hyjnore të Allahut, Kur'anin, duke e marë në dorëzim nga Xhebraili alejhis-selam.

4- Themeli i katërt i besimit është besimi në *pejgamberët* e zgjedhur të Allahut. Allahu i ka dërguar pejgamberët, duke përcjellë fjalën e Tij, për të sjellë njerëzit në rrugë të drejtë. “Resul” do të thotë pejgamber dhe kuptimi i tij në fjalor është person i dërguar, lajmëtar. Në Islam resul ka kuptimin superior, eminent, i vlefshëm, person i nderuar, ai i cili nuk ka asnjë ves të keq, ai që nuk ka asnjë qëndrim të papëlqyeshëm. Pejgamberët kanë edhe atributin Isme, që do të thotë se edhe para shpalljes si pejgamber, nuk ka bërë asnjë gjynah, qoftë edhe më të vogëlin. Qafirët që deshën ta rrëzojnë Islamin nga brenda, thonin se Muhammedi alejhis-selam, para se të jetë pejgamber, priste kurban (fli) përpara idhujve. Edhe këto akuzat e tyre donin që t'i dokumentojnë nëpërmjet librave të shkruara po nga ata vetë. Nga sa thamë edhe më lart, kuptohet se akuzat e tyre të turpshme kanë qenë vetëm gënjeshtra. Mirë po pas shpalljes së tij si pejgamber e deri sa u kuptua profetësia i tij, tek ai nuk ka patur ndonjë të metë, apo vepër që të ulte personalitetin e tij. Duhet të dihet se çdo pejgamber, i dërguar i Allahut, ka patur këto cilësi: *Emane* (porosi), *Sidk* (besnikëri), *Teblig* (komunikim) *Adale* (drejtësi), *Isme* (pa gjynahe), *Fetane* (zgjuarsi), *Memmu Elazel* (nuk shkarkohet nga detyra).

Ai i dërguar i cili sjell një sheriat të ri quhet Resul. Pejgamberi i cili nuk predikon një fe të re, por i fton njerzit në fenë e mëparshme, quhet Nebij (lajmëtar). Por në pikëpamje të komunikimit të urdhërave si dhe ftesës për në fe të Allahut teala ndërmjet Resulit dhe Nebiut nuk ka asnjë dallim. Të besosh në pejgamberët do të thotë që ndërmjet tyre mos të bëhet asnjë dallim dhe se ata janë besnik dhe të drejtë në fjalë. Ai që s'e beson njërin nga këto, do të thotë se i ka mohuar të gjithë ato .

Profetësia nuk përfitohet duke bërë vepra të pëlqyeshme dhe duke i sjellë në vend të gjitha lutjet dhe adhurimet. Kjo bëhet me zgjedhje nga Allahu i Madhëruar. Të gjitha fetë janë shpallur që punët e njerëzve edhe në këtë botë edhe në botën tjetër (Ahiret) të jenë sipas një rregulli dhe një disipline të caktuar që të ketë më vlerë. Gjithashtu fetë kanë për qëllim që njerëzit të ruhen nga punët të këqija dhe të dëmshme për të siguruar qetësinë e nevojshme. Pejgamberët asnjëherë nuk janë trembur nga armiqtë edhe pse ata gjithmonë janë munduar që t'i dëmtojnë, të tallen e ti pengojnë ata në punët e tyre e në kryerjen e detyrave të tyre të shenjta. Ata duke mos u trembur nga armiqtë e fesë, i kanë vazhduar misionet e tyre deri në fund. Allahu për të treguar se pejgamberët janë besnik dhe se flasin drejtë, i ka pajisur ata me mrekulli të cilat askush nuk ka qenë në gjëndje që ti kundërvihet. Personi që e pranon pejgamberin dhe e beson atë bëhet njëri prej ummetit të tij (nga bashkësija e tij). Ditën e kijametit, nëse do të luten njerëzit e ummetit për mëshirim, pejgamberët do të ndërmjetsojnë për faljen e mëkateve të tyre. Muslimanët do të kërkojnë nga Allahu që të hyjnë në këtë ndërmjetësim të Muhammedit. Fjala Shefaat ja Resulullah do të thotë: Ndërmjetëso, mëshiro, o Muhammed, për faljen e gjynaheve tona (kjo fjalë do të thuhet ditën e gjykimit). Për t'iu lutur për faljen e gjynaheve do të preferohen dijetarët, njerëzit që kanë bërë punë të mira, si dhe eulijatë. Pejgamberët në varret e tyre janë të gjallë, gjë që ne nuk jemi në gjëndje që ta kuptojmë. Dheu nuk e kalb dot trupin e tyre fatlum. Në lidhje me këtë në një hadith të Pejgamberit të dashur thuhet kështu: “Pejgamberët në varret e tyre falin edhe namaz, bëjnë edhe haxhillëk”.

Tani në Arabi disa nga fisi Vehhabi nuk e besojnë këtë hadith. Bile për muslimanët që e besojnë thonë se janë dalë nga feja. Këta njerëz janë të dëmshëm për muslimanët. Mendimi, rruga e tyre që

quhet Vehabizëm lindi nga mendimi i Ibn Tejmijjes[1] dhe nga librat e një egjyptiani me emrin Abduh Këto mendime u përhapën ndër të gjithë muslimanët, fatkeqsisht edhe në vendin tonë. Dijetarët e Ehli-synnetit nëpër qindra vepra të tyre kanë treguar se këto mendime janë të gabuara e të devijuara nga rruga e drejtë. Allahu i Madh le t'i ruajë njerëzit që për të parën herë përqafojnë Islamin, nga fjalët e Vehhabijve. Allahu të mos na ndajë nga rruga e dijetarëve të Ehli-synnetit.

Kur flejnë dhe mbyllen sytë fatlum të pejgambërve, sytë e tyre të zemrës nuk mbyllen kurrë. Të gjithë pejgamberët janë të barabartë në pikëpamje të epërsive ndërmjet tyre si dhe në pikëpamje të kryerjes së detyrave të tyre. Shtatë vetitë që i përmendëm më lart i kanë që të gjithë pejgamberët. Ata nuk mund të pushohen nga detyra e as nuk mund të jenë gënjeshtarë. Kurse nga eulijatë mund të merret titulli i eulijasë, sepse ato nuk mund ti ruajnë përjetësisht vlerat e fituara. Pejgamberët janë njerëz. Pejgamberët e njerëzve s'mund të bëhen nga lloji i xhindëve apo të ëngjëjve. Xhinët dhe ëngjëjt nuk mund të arrijnë deri në gradën e pejgamberit. Ndërmjet pejgamberëve ka disa dallime në disa pikëpamje, si p.sh. nga numri i madh i ndjekësve (ummeti), nga pikëpamja e rëndësisë së lartësimit sipër gradave të ëngjëjve, komunikimit të pejgamberllëkut, nga pikëpamjet e përhapjes së misionit, diturisë, si dhe të mrekullive të tyre. Nga pikëpamja edukative dhe morale, e të mirave si dhe të epërsive në çdo pikëpamje e veçori të lartëpërmendur, pejgamberi i fundit Muhammedi alejhis-selam qëndron në shkallën më të lartë nga të gjithë pejgamberët.

Numri i pejgamberve nuk dihet me saktësi. Thuhet se janë 124 mijë. Nga keta 313 apo 315 janë resul. Gjashtë nga këta janë më të lartë. Këta quhen Ulul adham (të lartë e të mëdhej). Ata janë: Ademi, Nuhu, Ibrahimi, Musai, Isai dhe Muhammedi alejhis-selam.Nga pejgamberët janë të përmendur tridhjetë e tre, dhe ata janë: Adem, Idris, Shit, Nuh, Hud, Salih, Ibrahim, Lut, Ismail, Is'hak, Jakub, Jusuf, Ejub, Shuajip, Musa, Harun, Hëdër, Jushabin Nun, Iljaz, Eljeza, Dhulkifl, Shem'un, Ismail, Junuz bin Meta, Davud, Sulejman, Llukman, Zekerijja, Jahja, Uzeir, Isa bin Merjem, Dhulkarnejn dhe Muhammed alejhis-selam.

---

[1] Ahmet Ibnu Tejmijje vdiq ne vitin 1328 p.Krishtit në Damask.

Në Kuran janë përmendur vetëm emrat e 28 prej tyre. Shiti, Hëzri, Jusha, Shemun dhe Ismaili nuk janë njoftuar. Nga këta 28 Dhulkarnejni, Llukmani dhe Uzeiri nuk dihet me siguri nëse kanë qenë pejgamber apo jo.

Për Ibrahimin thonë *Halilullah* sepse në zemrën e tij përveç dashurisë ndaj Allahut, nuk ka patur asnjë dashuri tjetër. Musa alejhis-selam është *Kelimullah,* sepse foli me Allahun teala. Isa alejhis-selam është *Kelimetullah,* sepse ai nuk ka baba. Ai nga nëna, Hz Merjeme, lindi me fjalën hyjnore "Lind"! Përveç kësaj ai edhe me fjalët e tij plot me mrekulli të Allahut teala, që ia predikonte njerëzve.

Nga të gjithë njerëzit në botë Muhammedi alejhis-selam është më i nderuar e më i vlefshëm. Ai është shkak për krijimin e të gjitha krijesave dhe është quajtur *Habibullah,* I dashuri i Allahut. Ka shumë gjëra që dëshmojnë se ai është Habibullah dhe ka shumë gjëra që tregojnë epërsinë e tij. Prandaj për atë s'mund të thuhet se është i mundur, ose ka dështuar në rrugën e tij. Ditën e kijametit ai do të dali i pari nga varri dhe ka për të shkuar i pari në vendin e mahsherit. Po ashtu ka për të hyrë i pari në Xhennet. Mrekullitë e tij janë të panumurta, saqë nuk mjafton fuqija e njeriut që ti numërojë ato. Ne këtu do të flasim mbi mrekullinë e Mir'axhit.

Resulullahu alejhis-selam duke qënë në shtrat, e zgjoi ëngjëlli Xhebrail dhe e dërgoi trupin e tij fatlum nga Mekka në Mesxhidi Aksa në Jerusalem, Kuds, me një kafshë të quajtur Burak. Kjo ndodhi për një kohë fare të shkurtër.Nga këtu ai u ngrit drejtë qiejve, vende ku donte Allahu i Madh t'i fliste. Ato ishin vende pas katit të shtatë të qiellit. Ai atje u ndodh me mish edhe me shpirt dhe Mir'axhi si i tillë duhet të besohet. Një grup të degjeneruar njerëzish nga populli i Ismailit si dhe dijetarë të tjerë armiq të Islamit në mënyra dinake thanë se çështja e Miraxhit u realizua në kushte vetëm në lidhje me shpirtin. Gjoja Muhammedi alejhis-selam nuk vajti me trup, por vetëm në ëndrrën e tij, si shpirt. Me këtë ata kanë për qëllim që të mashtrojnë muslimanët. Librat e tyre me argumente të shprishura nuk duhet që ti lexojmë dhe nuk duhet të biem pre e mashtrimeve të tyre. Mir'axhi është shpjeguar me hollësi në shumë libra. Pejgamberi alejhis-selam deri në vendin e quajtur Sidretul Munteha shkoi nën shoqërimin e Xhebrailit. Sidretul Munteha është një dru peme në katin e shtatë të qiellit që

përtej kësaj peme asnjë dituri, asnjë lartësi nuk mundet që të shkojë e ta kapërcejë. Në këtë vend Resulullahu e pa Xhebrailin alejhis-selam me të 600 krahët e tij. Kjo është forma origjinale e tij. Xhebraili dhe Resulullahu qëndruan që të dy aty. Pejgamberin alejhis-selam nga Mekka deri në Jeruzalem shkoi i hipur mbi Burak, e cila është një kafshë Xhenneti mbartëse, e bardhë. Nuk është kafshë që njihet në këtë botë. Nuk ka gjini dhe është shumë e shpejtë. Resulullahu alejhis-selam në Mesxhidi Aksa, në Jerusalem, kreu detyrën e imamit dhe u bë imam i të gjithë pejgamberëve të tjerë dhe falën namazin e darkës (ose namazin e sabahut). Pejgamberët aty u shfaqën në formën e tyre të vërtetë. Pastaj Muhammedi alejhis-selam nga këtu u ngjit nëpërmjet një shkalle të panjohur për në katin e shtatë të qiellit. Melaiket të rradhitur rretheqark e nderonin me përulje të madhe. Në çdo kat Xhebraili lajmëronte se Resulullahu ka mbërritur dhe në çdo kat të qiellit ata u përshëndetën së bashku. Në Sidre Pejgamberi pa shumë gjëra të çuditshme. Ai aty pa nimetet e Xhennetit dhe torturat e Xhehennemit. Ai nga dëshira e madhe që kishte për të parë bukurinë hyjnore të Allahut, nuk mundi bile të shijonte asnjërën nga mirësitë e Xhennetit. Nga vendi Sidre u nis i vetëm duke përparuar nëpër dritën e nur-it. Ai me këtë rast i dëgjoi zërat e engjëjve se si llafoseshin ndërmjet tyre. Kaloi nëpër shtatëdhjetëmijë perde. Largësija ndërmjet dy perdeve ka qenë sa një udhëtim 500 vjeçarë. Pastaj kaloi nëpër një fron të shtruar me nji shtat më të shkëlqyeshem se dielli dhe arriti në lartësinë hyjnore. Ai këtu e kaloi kuptimin e kohës, kuptimin e vendit edhe kuptimin e materies. Arriti në vendin e bukur ku do të dëgjonte fjalën e Allahut të Madh.

Muhammedi alejhis-selam e pa Allahun por pa e kuptuar kohën dhe vendin. E pa në mënyrë ashtu si Allahu do të duket në mënyrë të pakuptueshme në Ahiret. Ai foli me Allahun, por pa fjalë e pa zë, ai e falenderoi në mënyrën më të lartë Allahun e Madhëruar dhe këtu pati shpërblime e nderim të pakufizuar. Këtu me këtë rast u bë farz namazi. Kjo atij iu urdhërua nga vetë Allahu. Me këtë rast u urdhërua që namazi të jetë pesëdhjetë herë në ditë. Por Allahu me mëshirën e Tij e zbriti në 40 namaze e pastaj në pesë . Deri në këtë kohë falesh vetëm namazi i sabahut dhe ai i iqindisë, ose vetëm namazi i jacisë. Pas këtij udhëtimi të gjatë, pas shumë lavdërimesh, pas çudirave të shumta që pa, u kthye në shtrat në shtëpi dhe shtrati nuk ishte ftohur akoma dhe e

gjithë kjo ka ndodhur për një kohë shumë të shkurtër. Këto që na bëhen të ditura, kanë qenë të njoftuara nëpërmjet ajeteve dhe haditheve të Profetit. Ata që i refuzojnë këto fjalë mbi Mir'axhin, do të thotë se nuk janë nga Ehli synneti. Dihet se ai që nuk beson në ajetet dhe hadithet është mohues.

Tani të bëjmë të njohur se Muhammedi alejhis-selam ka qenë Sejjidul enbija d.m.th. se ai ka qenë pejgamberi më i lartë dhe se për dëshmi mund të rradhiten si vijon: Ditën e Kiametit të gjithë pejgamberët do të strehohen nën flamurin e tij. Allahu i Madhëruar çdo pejgamberit i urdhroi: “Muhammedin unë e dua më tepër, atë e kam dashur më shumë se çdo krijesë timen. Ndiqni rrugën e tij besoni dhe ndihmoni atë”.

Muhammedi alejhis-selam është edhe Khatemul-enbija. Kjo do të thotë se pas atij nuk do të ketë tjetër pejgamber. Shpirti i tij është krijuar para çdo pejgamberi tjetër. Vlerat dhe dhuntitë e pejgamberisë nuk i ishin dhënë më parë dhe kjo u plotësua me lindjen e tij. Isai alejhis-selam në afrim të ditës së kiametit do të zbresi, në kohën e Mehdiut, në Damask dhe do të përhapi fenë e Muhammedit alejhis-selam. Ai do të jetë nga ndjekësit e tij.

Në vitet 1296 Hixhri (1880 pas Krishtit) në Indi Englezët, me anën e një sekti kishin shpifur dhe sajuar disa të thëna të degjeneruara në lidhje me Isanë alejhis-selamin. Këto të thëna ishin të ndyra dhe gënjeshtra. Megjithëse vehtes i thonë musliman,këto njerëz duan që Islamin t'a rrëxojnë nga mbrenda. Në sheriat është vërtetuar në mënyrë juridike se ata nuk janë muslimanë. Ky sekt quhet “Ahmedi”.

Muhammedi alejhis-selai është pejgamberi më i lartë. Ai është mëshira e vetë Allahut. Tetëmbëdhjetë mijë botra janë duke përfituar nga rahmeti i tij. Ai është pejgamberi i të gjithë njerëzve dhe i xhindëve. Ka shumë faktorë që dëshmojnë se ai është pejgamberi i ëngjëjve, bimëve dhe i kafshëve si dhe i çdo materie. Pejgamberët e Allahut kanë qenë të dërguar nëpër vende të caktuara, popujve të caktuar. Kurse resulullahu është pejgamber i të gjitha botrave, krijesave të gjalla e të pagjalla. Allahu i Madhëruar pejgamberët e tjerë i ka quajtur me emrat e tyre, kurse Muhammedin e ka nderuar me emrin më të lartë duke e thërritur: “O Resuli im”, O i dërguari im. Muhammedit i ka dhënë të gjitha mrekullitë e përngjashme që i kanë patur edhe pejgamberët e tjerë.

Allahu i ka dhuruar atij aq të mira, aq mrekullira, sa që asnjë pejgamber nuk i ka patur ato. Ai njeri mubarek (i shenjtë) duke dhënë një shenjë me gisht dhe Hëna ndahet në dy pjesë, duke i marë gurëza të vegjël në dorë ato bëhen tespihe. Ai duke dhënë shenjë pemët flasin "O Resulullah" dhe e përshëndesin atë. Një trung i thatë druri që quhesh "Hannane" qante me zë për pejgamberin e madh. Nga gishtat e tij ka rrjedhur ujë. Në Ahiret atij i jepet vendi më me nder, Makami Mahmud, Shefaati kubra. Ai para se të hyjë në Xhennet do të nderohet duke e parë Allahun e Madhëruar. Ai është mbi të gjithë pejgamberët dhe është nderuar me cilësitë dhe karakterin më të lartë. Sasinë e mrekullive që i janë falur atij, përveç Allahut askush nuk e di. Feja që predikon ai , i ka anulluar të gjitha fetë e mëparshme. Feja e tij është fe më e mirë dhe më e lartë në virtyte. Eulijatë e tij janë njerëzit më të nderuar dhe më të respektuarit.

Nga eulijatë e ummetit të Muhammedit alejhis-selam për t'u bërë Khalif meritën më të madhe e kishte Ebu Bekri Siddik (besniku). Pas pejgamberve ai është njeriu më i vlefshëm dhe më i mirë nga të gjithë njerëzit në të kaluarën edhe në të ardhmen. Vetëm ai e ka fituar i pari titullin e khalifit si dhe gradën e selisë së khilafetit (djekësit e prijësisë). Ai edhe para se të dilte Islami nuk besonte në idhujt dhe statujat. Ai dinte që të ruhet nga devijimi nga rruga e padrejtë dhe nga të pafetë.

Pas Ebu Bekrit meritën më të madhe për tu bërë khalif e ka Omer bin Khattab-i, i dyti khalif. Ka qenë i zgjedhur nga vetë Allahu si shok i pejgamberit.

Pas Omerit radijallahu anhu si njeriu më i madh ndër njerëzit më të shquar është Osman bin Affan-i. Ai ka qenë simbol i bamirësisë, simbol i turpit dhe i imanit, ai ka qenë simbol i burimit të diturisë. Osmani radijallahu anhu është khalif i tretë.

Si khalif i katërt është "Drita e syrit" e Muhammedit alejhis-selam, Aliu, luani i Allahut, Ali Bin Ebi Talib (radijallahu teala anhu).

Pas këtij Hazreti Hasani[1], i biri i Hz. Aliut, u bë khalif,. Khalifati që bëhet i njohur në hadithin e Pejgamberit dhe që ka zgjatur tridhjetë vjet, me këtë khalif u plotësua.

[1] Hasan bin Ali në vitin 49 (p.Kr. 669) i helmuar, vdiq në Medine.

Këta katër khalifë i kanë patur të gjitha epërsitë dhe kanë fituar shumë sevape me punën e tyre të mirë e të drejtë. Ata i kanë flijuar gjërat e tyre më të vlefshme për fenë. Ata nxehtësisht i kishin përqafuar synnetët e Resulullahut. Ata më tepër janë përpjekur për përhapjen e fesë dhe për të eliminuar pengesat në rrugën e bashkimit.

Hazreti Aliu njihet si i pari besimtar që ka pranuar fenë Islame. Atëherë me gjithë se ka qenë akoma fëmi, ka qenë një nga më të afërmit e Pejgamberit. Mosha e tij ndoshta u bë shkak që të tjerët mos ta pëlqejnë fenë Islame, kurse me pranimin e fesë Islame nga ana e tre khalifve të tjerë Ebu Bekri, Omeri dhe Osmani i forcoi më tepër rradhët e muslimanëve dhe e forcoi më tepër Islamin. Hazreti Aliu dhe djemtë e tij Hazreti Hasani dhe Hazreti Hyseni megjithëse mund të thuhet se kanë qenë nga gjaku i Muhammedit alejhis-selam, nuk do të thotë se janë më të lartë në pikëpamje nga të tre khalifët radijalla-llahu anhum. Pra,të gjitha ato veçori tek Hazreti Aliu nuk mund të jenë arsye për prioritet. Lidhja e gjakut nuk siguron dhe nuk përfiton që dikush tjetër të ketë superioritet më të madh mbi të tjerët. Sepse lidhja e gjakut, nuk e siguroi Ebu Lehebin që mos të jetë njeri i poshtër dhe i ulët. Nga pikëpamje e gjakut Hazreti Fatime-ja është më e lartë nga Hz. Hatixhe-ja dhe Hz. Aishe-ja. Në lidhje me këtë thuhet se afërsia dhe gjaku nuk meret parasysh në çdo rast. Nga këto tri femra për të gjetur se cila është më e lartë njëra nga tjetra duke e parë nga pikëpamja e afërsisë së gjakut Hazreti Fatimeja është më e lartë nga Hazreti Hatixheja dhe se Hazreti Aisheja. Por afërsia e gjakut nuk do të thotë epërsi në çdo pikëpamje. Nga këto tri femra se cila ka qenë më e lartë, dijetarët kanë folur gjëra me diferencë për to. Hazreti Pejgamberi në një hadith të tijin është shprehur: Që ato të trija, Hazreti Merjeme e ëma e Isait alejhis-selamit, si dhe e shoqja e faraonit Hazreti Asije-ja janë femrat më të larta të botës. Në një hadith tjetër të tij Hazreti Muhammedi thotë se: “Fatimeja është femra më e lartë e Xhennetit, kurse Hazreti Hasani dhe Hazreti Hyseni janë të rinjtë më të lartë”. Nga kjo kuptohet se këta prap se prap kanë një prioritet të madh jo vetëm si farefis, por edhe si besimtarë dhe ndjekës besnik të tij.

Muslimanët më të devotshëm janë dhjetë persona që thërriten me emërin e përbashkët *Ashra Mubeshirinë*. Këta janë dhjetë njerëzit e përgëzuar me Xhennet. Pas këtyre vijnë 313 personat që

kanë luftuar në luftën e Bedrit. Pas këtyre 700 luftëtarët e luftës Uhud dhe më në fund vijnë ata 1400 veta që lidhën besën ndaj Resulullahut alejhis-selam nën pemë, në Bejatu riduan. Kemi për detyrë që t'i përmendim emrat e të gjithë bashkëpuntorve të Resulullahut alejhis-selam të cilët kanë flijuar jetën dhe kanë harxhuar pasuritë e tyre për çështjen e Islamit, duke qenë gjithmonë pranë atij. Për këta njerëz të mëdhej muslimanë nuk duhet që të flasim asgjë të papëlqyeshme. Të përmendësh emrat e tyre pa respekt është devijim nga rruga e drejtë. Ai që e do Resulullahun duhet që t'i dojë edhe shokët e tij. Në një hadith sherif Pejgamberi alejhis-selam thotë se: "Ai që do shokët e mi, i do nga shkaku se më do mua. Ai që nuk i do ata, do të thotë se nuk më do as mua. Dhe natyrisht ai që i ofendon ata, d.m.th. se më ka ofenduar mua, dhe ai që më ofendon mua, ofendon edhe Allahun e Madhëruar. Sigurisht ai që e ofendon Allahun me siguri do të mari dënimin e merituar". Në një hadith tjetër Pejgamberi i dashur thotë: "Allahu i Madhëruar në dashtë t'i bëje një të mirë ndonjërit nga ummeti im, atëherë thellon në zemrën e tij, dashurinë ndaj shokëve të mi".

Për këtë arsye diskutimet rreth As'habëve nuk duhet që t'i marim sikur ata gjoja mundoheshin për interesat e tyre personale, ose për të shtier në dorë selinë e Khalifatit. Të flasësh kundra realitetit në lidhje me ata, me folë sa poshtë e lartë kundra tyre është hipokrizi dhe të çon në shkatërim. Sepse ata duke qenë së bashku me Resulullahun, duke i dëgjuar fjalët e tija fatlume, nuk mund të kenë asnjë qëllim për ndonjë pozitë apo për diçka tjetër në botë. Ata nuk ishin ehli dunja dhe këto gjëra ata nuk i kishin në zemrat e tyre. Ata kanë qenë larg nga veset e këqija dhe kanë qenë njerëz fare të pastër. Një njeri, që disa ditë të jetojë së bashku me një nga eulijatë, ndjekës të pejgamberit, përfiton shumë nga virtytet e tija të bukura, pastrohet dhe shpëton nga lakmitë për botën. Shokët e Pejgamberit kishin sakrifikuar çdo gjë të tyre edhe më të çmueshmen, familjen e tyre për fenë, sepse fjalët e tija për ata gjithmonë kanë qenë një mësim dhe si këshillë e lartë. Duke qenë kështu, vallë a mund të mendohet se ata mund të jenë përpjekur për të mirat provizore të kësaj bote. Ata janë më të mëdhenjtë tonë sigurisht edhe më të pastër dhe janë të karakterizuar me virtyte të larta. Për këta njerëz të mëdhej, të cilët kanë luftuar aq shumë, janë përpjekur aq shumë s'është aspak e drejtë që të thuhet se ato i kanë bërë për të plotësuar dëshirat e

tyre personale. Të mendosh diçka të tillë nuk është aspak e drejtë. Nëse ka njerëz që kështu flasin, duhet të dihet se janë armiq të as'habëve dhe se janë duke bërë armiqsi edhe kundra Muhammedit alejhis-selam, i cili i ka edukuar dhe është kujdesuar për ta. Të akuzosh ata do të thotë të akuzosh vetë Pejgamberin alejhis-selam. Për këtë gjë dijetarët e mëdhenjtë të fesë tonë na mësojnë se: Ai që nuk i njeh as'habët radiallahu anhu si të mëdhejtë tanë, që nuk i nderon ata, do të thotë se nuk e beson as Resulullahun alejhis-selam. Lufta e deveve si edhe ajo e Saffejnit nuk mund të jenë arsye që as'habët të paraqiten si fajtor. Në këto luftra është e arsyeshme që kundërshtarët e Hazreti Aliut kanë shpëtuar nga akuzat, bile janë paisur edhe me sevape. Për këtë ka shkaqe fetare. Në një hadith tregohet se: “Dijetarit të Sheriatit për gabimin e tij i falet një sevap, por ata që e gjenë atë gabim dy ose dhjetë sevape. I pari nga dy sevapet është mendimi i dijetarit, i dyti sevap është që del në shesh e drejta. Këto diskutime ndërmjet dijetarëve nuk kanë qenë armiqsore dhe as këmbëngulëse. Por kanë qenë për t'i çuar në vend urdhërat e Islamit. Secili nga as'habët ka qenë dijetar, mendimtar i Sheriatit dhe i Islamit. P.sh. Amr ibni Has ka qenë një nga dijetarët e mëdhej të shpjegimit të dispozitave të Sheriatit.

Është detyra e domosdoshme e çdo dijetari musliman që të veprojë sipas diturisë që e ka zhvilluar vetë. Edhe nëse dituritë e tija nuk përputhen me diturinë e një dijetari më të lartë se ai, prap se prap ai duhet të bazohet në diturinë e vet. Ai nuk është i detyruar që t'i bindet diturisë të një tjetri. Nxënësit e imamit të madh Ebu Hanife-s, Ebu Jusufi dhe Muhammed Shejbani si dhe nxënësit e Muhammed Shafi-ut, Ebu Theur dhe Ismail Muzeni në shumë çështje dhe tema nuk binin dakort me mësuesit e tyre. Ata p.sh. thanë se janë hallall për disa gjëra, për të cilat mësuesit e tyre thonin se janë haram edhe anasjelltas. Prandaj për këta nuk mund të thuhet se kanë bërë gjynah, ose u bënë dijetar të këqinj dhe jo të disiplinuar. Megjithatë askush si ka menduar si të tillë, sepse edhe ata kanë qenë si mësuesit e tyre muxhtehida, mendimtar Islam.

Aliu ka qenë më i lartë dhe më i ditur se Muauija dhe Amr ibn As-i dhe ka shumë epërsi që e dallojnë nga ata. Edhe mendimet a tija, sidomos mbi sheriatin janë më të lartë nga puna e tyre në këtë fushë. Megjithëse çdo njëri nga As'habët ka vepruar në këtë drejtim, veprimtaria e tyre nuk është e domosdoshme që të

përputhet me veprat e këtyre dijetarëve të mëdhenj.

*Pyetje:* Në luftrat e Xhemelit dhe të Saffejnit shumë nga shokët e Pejgamberit alejhis-selam, si dhe nga ata të Muhaxhirve dhe nga Ensarët (vendasit në Medine) kanë qenë pranë Aliut. Të gjithë ata i bindeshin atij dhe ndoqën atë. Të gjithë këta duke qenë muxhtehida, e panë të arsyeshme se vendimi që kanë marë të jetë uaxhib, gjë që sipas Islamit duhet të kryhet. Nga kjo kuptohet se qënka uaxhib të përshtatesh mendimit të Aliut. Por, nëse thuhet se mendimet mbi sheriatin nuk përputhen me ato të Aliut, por u bashkuan me atë, çfarë do të themi mbi zgjedhjen e tyre?

*Përgjigje:* Ndjekësit e Aliut (radijallahu anhu) bashkëluftëtarët e tij nuk u bashkuan ndërmjet tij nga shkaku se disa e ndoqën Aliun. Mendimet e shumicës së as'habëve nuk përputheshin me ato të Hazreti Aliut. Por për ata që luftonin së bashku me Aliun u bë uaxhib.Edhe për të tjerët që dolën kundra në ixhtihad me Aliun dhe që ju desh që të luftonin me të u bë uaxhib. Po ashtu edhe ato që pëlqyen të mos luftonin, ngaqë ndoqën ixhtihadin e tyre ishte uaxhib.Që të tre kishin të drejtë në ixhtihad dhe fituan sevap.

*Pyetje*: Për sa folëm më lart përmendëm se ata që luftuan me Aliun, kanë patur të drejtë. Po ashtu edhe dijetarët e Ehli synnetit tregojnë se Aliu radiallahu anhu ka patur të drejtë. Kurse ata të mendimit të kundërt kanë gabuar dhe për shkak se kanë kërkuar falje, janë falur, bile kanë fituar edhe sevape. Ç'do të thuhet për këtë?

*Përgjigje:* Dijetarët e mëdhenj Islam si imami Shafi dhe Omer bin Abdulaziz kanë njoftuar se nuk është xhaiz që për asnjërin nga As'habët të thuhet se ka gabuar. Prandaj, për të thënë për të mëdhenjtë tonë se kanë gabuar nuk është aspak me vend. Pra, për ne nuk do të jetë me vend që të themi se ata kanë të drejtë apo kanë vepruar si duhet, kanë bërë keq apo kanë bërë gabim, e pëlqyen ose nuk e pëlqyen këtë ose atë. Megjithëse dijetarët kanë deklaruar se Aliu radiallahu anhu ka patur të drejtë dhe se ata të mendimit të kundërt kanë gabuar. Me keto fjalë të tyre ata kanë dashur që të thonë se, nëse Aliu do të kishte folur me ata të mendimit të kundërt, ndoshta do të mund të siguronte që të mendojnë edhe ata si ai vetë. Kështu ndodhi me Zubejir bin Auamin në luftën e deveve. Megjithëse ishte në mendimin të

kundërt me Aliun, ai duke shqyrtuar më me hollësi ngjarjen, e ndërroi mendimin e tij dhe hoqi dorë nga lufta. Ja pra, fjalët e dijetarëve të Ehli Synnetit kështu duhet të kuptohen. Për ndryshe të thuash se Hazreti Aliu dhe shokët krah tij janë në rrugë të drejtë dhe nga ana tjetër Aishe Sidika dhe shokët përkrah saj janë në rrugë të gabuar, nuk është e drejtë dhe e lejuar. Këto polemika rreth as'habëve ishin vetëm në drejtimin juridik të drejtimit të Sheriatit. Përndryshe as'habët ndërmjet tyre në principet themelore të Islamit nuk kishin asnjë gjë të ndarë.

Tani, disa njerëz poshtë e përpjetë flasin kundra Muauijes dhe Amr ibni As'it. Kjo një herë është turp i madh. Këta njerëz fatkeqsisht nuk janë në gjendje të kuptojnë se të ofendosh shokët e Muhammedit alejhis-selam do të thotë ofendim ndaj vetë Muhammedit. Imam Malik bin Enesi thotë se ai që e shanë Muauijen[1] dhe Amr ibni As-in, po ato sharje i meriton edhe vetë. Imam Malik bin Enes, në veprën e tij Shifa-Sherif shkruan se: “Ata që i shajnë dhe ofendojnë as'habët duhet që të dënohen rëndë. Allahu le të na i mbushi zemrat me dashuri ndaj Habibi-t (Pejgamberit) dhe as'habëve, shokëve besnik dhe të drejtë të Profetit. Ata i duan vetëm ato njerëz që janë të pastër nga gjynahet, kurse munafikët (hipokritët) si dhe ata që kanë rënë pre e mashtrimeve të tyre nuk i duan dhe nuk i respektojnë. Ata që duke i kuptuar vlerat dhe epërsitë e as'habëve, ecin në rrugën e tyre dhe i respektojnë, quhen Ehli Synnet, që do të thotë njerëz të synnetit, njerëz që veprojnë sipas veprave, lëvizjeve dhe të thënave të Muhammedit alejhis-selam. Disa njerëz thonë se disa nga ata (shokët) i duam e disa nuk i duam. Në këtë mënyrë këta njerëz akuzojnë as'habët, dhe duke thënë ashtu refuzojnë dhe akuzojnë që të gjithë ata. Në Islam principet janë të caktuara, ato janë të vërteta e të gjalla. Ata muslimanë që thonë se midis as'habëve disa i duam e disa jo, janë njerëz të një tarikati të caktuar, tarikati Shi'i. Nga këta musliman sot ka shumë në Iran, Indi dhe në Irak. Në Turqi nuk ka. Disa armiq për të mashtruar muslimanët e pastër të Turqisë, i quajtën ata Alevi si vetja. Alevi do të thotë muslimanë që e duan Aliun radiallahu anhu. Për ta dashur atë njeri aq të ndritur, do të thotë që të ndjekësh rrugën e

[1] Muavije bin Ebu Sufjan vdiq në Damask në v.680 p.Krishtit. Amr ibni As vdiq në Egjypt në v.663 p.Krishtit.

tij, që të duash atë që e do ai. Këta Shi'i po ta kishin dashur Aliun, do të ndjeknin rrugën e tij, sepse Aliu i donte të gjithë as'habët pa dallim. Aliu ka qenë edhe këshilltari khalifit të dytë, Omerit. Ai i ndiente hidhërimet e Omerit, bile të bijën e vet nga Fatime-ja, Um Kulthumin, e martoi me Omerin. Hazreti Aliu në një hutbe, në një fjalim të tij të mbajtur në xhami për Muauijen ka thënë: "Vëllezërit tonë u ndanë nga ne, por ata nuk janë qafira dhe nuk kanë ndonjë ves të keq. Kështu i kishin mendimet e tyre sepse nuk ishin të ndarë nga Sheriati." Talha duke luftuar me të, ra dëshmor. Hazreti Aliu ia pastroi fytyrën nga pluhuri dhe ia fali xhenazen. Allahu në Kur'an na njofton se "Muslimanët janë vëllezër". Në ajetin e fundit të sures Fetih, Ai na bën të ditur se as'habët e donin njëri-tjetrin. Të mos duash qoftë dhe njërin prej tyre, apo të ushqesh armiqësi kundra ndonjërit prej tyre, do të thotë të biesh ndesh dhe të mos besosh Kur'anin. Dijetarët e Ehli synnetit i kishin kuptuar shumë mirë epërsitë e As'habëve. Ato na kanë urdhëruar që t'i duam që të gjithë ata burra, shokë të Profetit që shpëtuan muslimanët nga fatkeqësitë e kobshme që mund ti ndiqnin.

Ata që nuk duan Ehli-bejtin, d.m.th. Hazreti Aliun, fëmijët e tij, farefisin e tij, ata që ushqejnë armiqësira kundra tyre, të cilët janë si bebja e syrit të as'habëve, quhen Hárixhi ose Jezidí. Feja dhe besimi i tyre është aq i prishur sa që mund të thuash me plot gojën se nuk kanë asnjë lidhje me Islamin.

Ata që thonë se i duan që të gjithë as'habët por nga ana tjetër nuk janë në rrugën e tyre dhe për mendimet e veta të shëmtuara thonë se janë mendimet e tyre (as'abëve), quhen Vehhabi. Vehhabijtë nuk i pëlqejnë dijetarët e Ehli synnetit. Nuk i pëlqejnë të mëdhenjtë tonë si dhe muslimanët Shi'i dhe për të gjithë këta thonë se janë të dalë. Sepse mendojnë se musliman janë vetëm ata. Për të tjerët që nuk janë musliman si ato, thonë se janë mushrik. Prona dhe shpirti i tyre, thonë se është hallall për Vehhabitë. Këto gjëra nuk i njohin për vehten si të ndaluara. Duke nxjerrë kuptime të gabueshme e të devijuara nga Kur'ani dhe hadithët, mendojnë se është ky Islami. I mohojnë argumentet e Sheriatit dhe të ligjeve të tij ashtu siç i mohojnë edhe shumë hadithe. Dijetarët e katër medh'hebeve në shumë vepra të tyre me argumenta kanë vërtetuar se ata që u larguan nga Ehli synneti janë të devijuar nga rruga e drejtë dhe se kanë dëmtuar Islamin në masë të madhe.Ibni

Abidini[1] në volumin tretë të veprës së tij duke e përshkruar këtë rebelim dhe në veprën e tij “Mirësitë e Islamit” duke folur mbi nikah-un (kurorzimin) tregon haptazi se Vehhabitë janë ibahi (shif sqarimet në fund të librit). Një nga admiralët e Sulltan Abdulhamid-it të II-të Ejjub Sabri Pashai[2] në veprat e tija Mir'at-ul-haremenj dhe Historia e Vehabive, po ashtu dhe Ahmet Xhevdet Pashai në volumin e shtatë të Historisë shkruajnë gjërë e gjatë mbi Vehhabitë. Libri i Jusuf Nebhani-t Shevahidu Hak në gjuhën arabe, Vehhabive dhe Ibni Tejmijje-ve, u jep një përgjigje të gjatë. Pesëdhjetë faqe të këtij libri më 1972 janë botuar në veprën e tij: Dijetarët Islam dhe Vehhabitë.

Ejjup Sabri Pasha thotë se Vehhabizmi doli në gadishullin e Arabisë më 1791 si përfundim i një kryengritjeje të përgjakshme. Një nga përhapësit të themi, i sektit Vehhabi është një Egjyptjan me emrin Muhamed Abduh. Ky ka qenë simpatizant i kryetarit të Masonve të Kajros, Xhemaleddin-i Efganit, dhe në veprat e veta e shkruante haptazi miqësinë dhe admirimin ndaj tij. Librat e tij në kohë të pushtetit të partisë politike “Idtihad ue Teraki” i paraqiteshin rinisë si një vepër e çmuar e reformistit Abduh. Për ta rrënuar Ehli synnetin e për ta çuar Islamin në disfatë, armiqtë e Islamit ishin në pritë. Ata duke u shndërruar gjoja në musliman të vërtetë dhe duke i lavdëruar grupet me lëvdata ironike për secilën palë, ndeznin më tepër zjarrin mes tyre. Abduh u lartësua në qiell, kurse për dijetarët e Ehli synnetit, imamët e medh'hebve u tha se janë injorantë. Ata filluan që të mos përmenden më. Por stërgjyshët tonë që kanë ditur të derdhin gjakun për hirë të pejgamberit si dhe të bijtë e dëshmorëve të nderuar, përkundrazi të propagandave e reklamave të miliona e milona lekëshsh, nuk e besuan dhe nuk u bënë pre e kësaj propagande mashtruese të tyre. Bile këta heronj të fesë nuk i dëgjoi dhe nuk i njohi bota muslimane. Allahu teala i mbrojti bijtë e dëshmorëve të Islamit nga sulmet e padrejta e të poshtra të armiqve të Islamit. Allahu për hirë të pejgamberit të tij të lartë le ti zgjojë muslimanët nga gjumi i rëndë që i ka pllakosur. Allahu të na ruaj nga ato që besojnë në gënjeshtra e akuza të armiqve. Amin. Nuk duhet të mashtrojmë veten duke pritur mrekulli nga Allahu, por duhet të lutemi pa

[1] Muhammed Emin ibni Abidin vdiq në v.1252 p.Hixhreti (1836 p.Krishtit në Damask.)
[2] Ejjub Sabri Pashai vdiq në v. 1308 (1890)

pushim për një të ardhme të siguruar dhe me një rini të lidhur fort pas rrugës së drejtë të Kur'anit dhe pas sunnetit të Muhamedit alejhis-selam. Në Islam edhe punohet edhe lutet. Së pari duhet të kërkohet shkaku i devijimit, pastaj duhet që të lutemi. Për të shpëtuar nga të këqijat që sjell kjo, kushti i parë është që të mësojmë Islamin drejtë dhe të bëjmë të mundur që ai të mësohet edhe nga të tjerë. Gjithashtu besimin, farzet dhe haramet, qoftë mashkull ose femër, duhet që t'i dijmë që të gjithë sepse këtë e kemi si detyrë parësore.

Ata që nuk u mësojnë fëmijëve të tyre besimin e Ehli synnetit si dhe diturinë fetare ndodhen përpara rrezikut që të ndahen nga rruga e drejtë dhe lutjet e tyre nuk pranohen. Prandaj është e pamundur që të shpëtojnë nga humbja. Resulullahu alejhis-selam ka urdhëruar: "Ku ka dituri, ka Islam, ku s'ka dituri nuk mund të ketë musliman." Ashtu siç duhet të hamë e të pimë për të mos vdekur, ashtu duhet që ta mësojmë fenë dhe imanin që të mos mashtrohemi përpara tyre. Të parët tanë gjithmonë mblidheshin dhe i lexonin librat e diturisë mbi rregullat dhe dispozitat e fesë dhe e mësonin atë ashtu siç ishte e vërteta. Vetëm në këtë mënyrë mbetën si muslimanë të devotshëm dhe e shijuan Islamin. Këtë dritën e lumturisë ata na e sollën edhe neve. Për të mbetur si musliman përjetë, është e domosdoshme që ne, prindërit, fëmijët tanë t'i edukojmë me frymën e Islamit. Për t'i mbrojtur fëmijët nga jobesimtarët si të mbrendshëm, ashtu edhe të jashtëm, mbi të gjitha duhet që t'i edukojmë me dituritë fetare të bazuara në Islam. Prindër të cilët duan që fëmijët e tyre të jenë musliman, patjetër duhet që ti mësojnë të lexojnë por edhe pjesë përmendësh nga Kur'ani. N.q.s tani kemi mundësi, le t'ia mësojmë Islamin fëmijëve tonë. Pas moshës shkollore kjo do të jetë e pamundur. Ne nuk duhet tu besojmë librave apo emisjoneve televizive të armiqve të përbetuar të fesë sonë. Ne duhet të jemi të kujdesshëm edhe për fëmijët tanë që të mos bien në kurthin e lajkave joshëse. Ibni Abidini në volumin e tretë të librit të tij thotë se: Ata që duke mos patur as fe, po tregohen si musliman dhe të gjitha të këqijat i paraqesin si pjesë të Islamit, Këta quhen zindik, tradhëtar. Këta armiq të Islamit në mënyrë të ndyrë po mundohen që t'i largojnë muslimanët nga feja e drejtë.

*Pyetje*: Një njeri që ka lexuar disa nga librat e përkthyer të tyre thotë se: Duhet që t'i lexojmë tefsirët (komentet) e Kur'anit.

Kuptimet e fesë sonë rreth kuptimit të Kur'anit n.q.s. t'jua lemë dijetarëve të fesë, kjo mund të jetë një mendim i rrezikshëm dhe i tmerrshëm. Në Kur'ani nuk thuhet "O dijetarë të fesë" por thuhet: "O besimtarë, o ju njerëz". Nga kjo arsye, çdo musliman vetë mund të arrijë ta kuptojë Kur'anin dhe nuk pret nga të tjerët. Njerëz të këtillë duan që çdo njëri prej nesh të lexojë tefsir dhe hadith të komentuara sipas tyre dhe thonë se dijetarët e Islamit, njerëz të Ehli synnetit nuk rekomandojnë leximin e librave të diturisë fetare. Libri "Bashkimi në Islam dhe sektet në fikh" i autorit Egjiptjan Reshit Rizan-it, publikuar nga ana e Kryesisë së fesë të Turqisë me 1974 i habiti shumë lexuesit. Në shumë vende të këtij libri, veçanërisht në fjalimin e gjashtë autori thotë: Aq shumë i lartësuan mendimtarët e ixhtihadit (komentatorët e Kur'anit dhe hadithit), sa që arrijtën t'i krahasojnë me pejgamberët, bile arritën që t'i preferojnë fjalët e tyre e të heqin dorë nga hadithet. Ata thanë se filan hadith u anullua dhe i kaloi koha, në vend të tij mendimtari i ynë ka një hadith tjetër, etj.

Këta fallsifikues vepruan me fjalët e njerëzve, të cilët i mohuan hadithët. Këta janë larguar edhe nga Kur'ani. Ata thonë se përveç mendimtarit të ixhtihadit askush tjetër nuk mund t'a kuptojë Kur'anin. Këto fjalë të këtyre mendimtarve tregojnë se janë kopjuar nga çifutët dhe nga të krishterët. Por është më e lehtë që të kuptohen Kur'ani dhe hadithët se sa librat e dijetarëve të ixhtihadit. Ata që përdorin fjalët dhe termat arabe nuk hasin në vështirësi.

Askush nuk mund ta mohojë sepse vetë Allahu e shpjegon fenë?Kush mund të mohojë se sa është në gjendje Profeti alejhis-selam ta kuptojë e ta shpjegojë dëshirën dhe fjalën e Allahut ? Të thuash se sqarimet e Hazreti Pejgamberit ummetit të tij nuk janë të mjaftueshëm, arrin që të kuptohet se Pejgamberi nuk e paska kryer detyrën e vet si resul (i dërguar). Shumica e njerëzve po mos ta kuptonin Kur'anin dhe synnetin, Allahu i Madh atë libër dhe synnetet nuk do t'i kishte bërë të detyrueshme për të gjithë. Njeriu ato gjëra që i beson, do që ti besojë të bazuara në argumenta. Allahu imitimet i ka konsideruar si të shëmtuara. Ata që imitojnë të parët e tyre, nuk do të kenë arsyetime të forta. Ajetet e Kur'anit tregojnë se imitimi nuk pëlqehet nga Allahu. (Një imitim i tillë bëhet nga kisha, ku të gjithë ithtarët nuk duhet të dinë dhe të mësojnë për fenë e tyre, por u mjafton dija që kanë priftërijtë dhe

Papa).

Disa që merreshin me fikh sollën disa propozime të reja.Raj, kijas, xheli kijas, dhe i treguan si argumente dhe deshën që të zgjeronin sado pak fenë.Kijas-i egziston por nuk mund të jetë në ibadete. Imani dhe ibadeti u plotësuan që në kohën e pejgamberit dhe nuk mund të bëhen shtesa të tilla.Të gjitha këto shtesa të dërgojnë larg veprimit sipas medh-hebeve.

*Pyetje*:A kërkohet që tani të gjithë njerëzit të mësojnë tefsirin dhe hadithet?

*Përgjigje*: Për ti zgjuar të rinjtë kundra rrezikut të separatizmit, dijetarët Musliman kanë shkruar vepra shumë të çmuara. Si përgjigje pyetjes më sipër, duke filluar nga faqja 771. të librit të Jusuf Nebhani-it, Huxh-xhet-ullahi alel-alemin, pamë të arsyeshme që të përkthejmë si vijon: Nuk është punë e çdo njeriu që të nxjerrë rregulla qenësore nga Kur'ani. Këtë s'kanë mundur që ta bëjnë edhe mendimtarët musliman, sepse rregullat qenësore të Kur'anit i ka sqaruar vetëm Pejgamberi alejhis-selam në hadithet e veta. Kur'anin vetëm Resulullahu e ka sqaruar dhe hadithët e tij kanë mundur që t'i kuptojnë e t'i sqarojnë vetëm shokët e tij, as'habët si dhe mendimtarët e ixhtihadit.

Për t'a kuptuar këtë, Allahu i Madhëruar i ka pajisur muxhtehidët me dituri mendore dhe transmetuese si fuqi kuptimi dhe zotësi ruajtje përmendësh. Në krye të këtyre epërsive tek ata vjen takva (devotshmëria), që do të thotë besimi i plotë ndaj Allahut, pastaj vjen nur-i (drita) në zemrat e tyre. Muxhtehidët me ndihmën e këtyre epërsive të tyre i kanë kuptuar fjalët e Allahut dhe të Resulullahut alejhis-selam si dhe kërkesat dhe qëllimet e tyre. Derisa ata që s'kanë qenë në gjëndje që t'i kuptojnë, i kanë sqaruar me kijas (Shiko sqarimet në fund të librit). Çdo imam i të katër medh-hebve është shprehur se nuk kanë folur mbi çështje të ndryshme me pëlqimin e vet dhe i kanë porositur nxënësit e vet se: “Nëse hasni në hadithin Sahih, mos i merrni parasyshë fjalët e mia, por merni parasyshë thënjen e Resulullahut alejhis-selam.” Imamët e medh-hebve këto fjalë ja kanë thënë dijetarëve të mëdhenj që kanë qenë muxhtehid si ato vetë. Këta dijetarë janë ata që i dijnë dhe i njohin të katër medh-hebet shumë mirë. Këta me ndihmën e argumentave të ixhtihadit të imamit dhe duke shqyrtuar njohuritë dhe mbartjen e hadithit të ri e të saktë dhe

duke shqyrtuar se cila njohuri dhe mbartje është konstatuar si të fundit, duke shqyrtuar edhe brenda shumë kushteve të tjera, mund të kuptojnë se cili nga ato argumenta do të preferohet si argument bazë. Ose imami muxhtehid për zgjidhjen e një çështjeje, si argument në të cilin do të bazohet nqs hadithi akoma nuk i ka arritur në dorë, atëherë jep vendim me kijas (që do të thotë krahasim) me përafërsi. Nga ana tjetër nxënësit e tij për të njejtën çështje japin tjetër vendim duke u bazuar në hadith kompetent të cilin e kanë konstatuar. Por nxënësit duke i bërë këto ixhtihade nuk largohen nga rregullat e imamit të medh-hebit të tyre. Edhe pasardhësit e tyre kishin marrë vendime të përngjashëm. Nga e gjithë kjo kuptohet se ata muslimanë që i ndjekin imamët e katër medh-hebve dhe nxënësit e tyre i përshtaten vendimeve të Allahut dhe të Resulit të Tij. Këta muxhtehidë i kanë kuptuar vendimet, gjykimet e Kur'anit mbi çështjet e Islamit dhe duke u bazuar në kushtet dhe parimet e nevojshme ata arrijnë të sjellin argumenta dhe komentime mbi Kur'anin dhe hadithët. Ajeti dyzet e tre i Sures Nahl shprehimisht thotë: “Nëse nuk dini, pyesni ata që dinë”. Ky ajet tregon se çdo njeri nuk mund ta kuptojë Librin dhe sunnetin dhe se nuk do të mundet t'i kuptojë asnjëherë. Njëkohësisht tregon se ata që nuk e kuptojnë Kur'anin dhe hadithët, le t'i pyesin ata që dinë. Kështu urdhërohet në këtë ajet, se ka edhe njerëz që mund të sjellin komentime rreth ajeteve kur’anore. Ata që nuk i kuptojnë, përveç asaj që duhet të përpiqen për të mësuar Kur'anin dhe hadithët vetë, por duhet të përpiqen që ato t'i mësojnë nga ata që i dinë më mirë. Po t'i kishte kuptuar secili Kur'anin dhe hadithët vetë , nuk do të dilnin 72 grupe të devijuara. Formuesit e këtyre grupeve kanë qenë dijetarë. Por asnjëri nga ata nuk mundi t'i kuptojë kuptimet e vërteta, të ajeteve të Kur'anit dhe hadithët. Duke i kuptuar gabimisht dhe mbrapsh, ata u ndanë nga rruga e drejtë. U bënë shkak që me miliona muslimanë të kridhen në shkatërim. Duke nxjerrë kuptime të gabuara nga Kur'ani, disa të pafe arritën qe të thonë për muslimanët e vërtetë se janë jobesimtarë dhe se janë ata ato të dalët nga feja. Ne librin “Keshfu shubuhat” thuhet se është mubah (lejuar) që të vriten muslimanët e Ehli synnetit dhe se pronat e tyre mund të plaçkiten.

Allahu Madh vetëm ummetit të Pejgamberit të tij të dashur i ka dhuruar mundësi që të formojnë medh'hebët e tyre e të mblidhen rreth vetes. Allahu duke i krijuar nga një anë imamët, dijetarë që

me dijen e tyre na tregojnë rrugën e drejtë, dhe në anën tjetër me mëshirën e tij na ruan devijimet nga rruga e drejtë, nga zindikët, mulhidët dhe punët e shejtanit. Pra, për të ruajtur dituritë e besimit ka krijuar imamët, me qëllim për ta ruajtur fenë nga prishja. Në fenë e çifutëve dhe të krishterëve nuk ka të tillë, prandaj ato janë shkatërruar e janë bërë lojë personazhesh.

400 vjet pas vdekjes së Resulullahut dijetarët Islam një zëri kanë njoftuar se nuk mbetën dijetarë që të bëjnë ixhtihad. Ata që thonë se: tani kërkohet që të zbatohet ixhtihadi, kuptohet se janë çmendur, ose janë injorantë të fesë. Dijetari i madh Xhelaleddin-i Sujuti[1] kishte thënë për vehten se ka arritur në shkallë që mund të bëjë ixhtihad. Dijetarët e kohës i kishin drejtuar një pyetje dhe kësaj pyetjeje ai kishte dhënë dy përgjigje. Por, cila përgjigje do të jetë më e saktë, nuk diti ta thotë. Tha se nga okupimi i madh nuk ka patur kohë që të merret me këtë. Por nga ai kishin kërkuar që të bëjë ixhtihad mbi një fetva, që fetva-ja eshtë një nga çështjet më të thjeshta. Kur një dijetar i lartë si imami Sujuti rezervohet që të bëjë diçka të tillë, që të bëjë ixhtihad mbi një fetva iu desh një kohë shumë e gjatë, atëherë për ata që i shtyjnë muslimanët në një rrugë të tillë, çfarë do të themi, se sa të çmendur ose injoranta të fesë janë. Imami Gazali[2] në librin e tij Ihja ulumu-din thotë se në kohën i tij, nuk ka patur njerëz të ixhtihadit.

Nëse një musliman që s'është muxhtehid, dëgjon një hadith sahih (i saktë) dhe i vjen rëndë të japi vendimin që nuk përputhet me mendimin e imamit të medh-hebit të vet, ky musliman duhet të kërkojë zgjidhjen në një nga katër medh'hebet dhe në këtë mënyrë ai padyshim do t'a gjejë muxhtehidin më të përshtatshëm dhe këtë punë duhet ta bëjë sipas asaj këshille. Dijetari i madh imami Nevevi[3] në librin e tij Raudatu talibin këtë çështje e sqaron në mënyrë të gjërë. Sepse ata që nuk kanë arritur deri në shkallën e ixhtihadit, nuk është xhaiz që të flasin mbi Kur'anin dhe hadithët. Tani disa injorantë pretendojnë se kanë arritur në shkallën e ixhtihadit dhe se mund të nxjerin kuptime nga ajetet dhe synnetet dhe se nuk kanë nevojë për burime dijenishë të asnjërit nga katër medh'hebet. E braktisin medh'hebin që e kanë ndjekur vite me

[1] Sujuti Abdurrahman vdiq ne Egjypt në v.1505.
[2] Imam Muhammed Gazali vdiq në v.1111 në Tus.
[3] Jahja Nevevi vdiq në Damask mê 1277.

radhë dhe me idetë e tyre të prishura mundohen që ti kalbin medh'hebet. Thonë se nuk mund t'i ndjekim njerëzit e fesë si të tonët. Me dyshime të shejtanit si dhe me nxitjet e dëshirave të shpirtit për epshe pretendojnë epërsira në shumë fusha. Ata nuk mund të kuptojnë se me këto fjalë ata tregojnë injorancën dhe poshtërsitë e tyre. Midis tyre shohim edhe ata që pretendojnë se secili duhet të lexojë tefsir e të jetë kompetent për çështjen, dhe se vetëm nga hadithet e Buhari-ut duhet të nxjerrin vendime. Ata që pretendojnë këto gjëra si dhe ata që i shkruajnë këto, fatkeqësisht i shohim. Përqafoje medh'hebin e imamit tënd. Nga katër medh'hebe mund të zgjedhni cilindo. Por nuk është xhaiz të kërkosh lehtësira në medh'hebe, secili është i kollajshëm dhe secili ka kushtet e tij. “Telfik” do të thotë se duke i shqyrtuar lehtësitë e medh-hebeve, të konstatohet se për një punë të bërë nuk përputhet me vlerat dhe rëndësinë që i japin ato në lidhje me njëri-tjetrin. Duke bërë një punë mbasi i përshtatemi njërit nga katër medh-hebet, do të thotë se mbasi kjo punë është në drejtimin e këtij medh'hebi, që të jemi të sigurtë se kjo punë e bërë i përshtatet edhe tre medh-hebeve të tjerë, duhet që ti shqyrtojmë edhe nga pikpamjet e tyre dhe t'i respektojmë arsyetimet e marra nga to. Atëherë nëse veprojmë kështu do të fitojmë rrugën e drejtë dhe shumë sevape.

Muslimani, i cili duke i lexuar dhe kuptuar mirë hadithët, më parë duhet të mësojë hadithët udhëtregues të medh'hebit të vet, pastaj duhet që t'i bëji punët që përmendin hadithët. Duhet që të mësojë lartësinë dhe vlerën e fesë Islame. Duhet që t'i mësojë emrat, atributet dhe përsosmërinë e Allahut si dhe jetën, virtytet dhe mrekullitë e Resulullahut alejhis-selam. Të mësojë rreth botës dhe Ahiretit, të mësojë Xhennetin dhe Xhehennemin, si dhe melaiket dhe xhinët. Duhet që të mësojë epërsitë e Kur'anit dhe të Resulullahut alejhis-selam. Duhet që të mësojë jetën e tij, të Aliut si dhe të as'habëve si dhe shumë dituri të botës dhe të Ahiretit. Në hadithet e Resulullahut alejhis-selam janë përmbledhur të gjitha dituritë mbi botën dhe Ahiretin. Përveç gjithë kësaj që u tha më lart, kush thotë se vendime të marura sipas hadithve nuk kanë vlerë, besojmë se është injorant i madh dhe jo i denjë që të meritojë të jetë musliman.

Përveç hadithëve që përmbajnë dituri të panumurta, ato që përmbajnë ibadete dhe vepra janë pak. Sipas disa dijetarëve ato

janë rreth 500. Nqs do ti mbledhim edhe të përsëriturat nuk i kalojnë më tepër se tre mijë. Ndër këto kaq pak hadithe s'është e mundur që të mos ketë dëgjuar, asnjë imam nga katër medh'hebet, të paktën një hadith sahih. Të paktën njëri nga imamët e katër medh'hebeve do ti ketë marë hadithët sahih si udhëtregues. Një musliman nëse sheh se një vepër e medh'hebit të vet nuk përputhet me hadithin sahih, këtë punë duhet që ta bëjë sipas ixhtihadit të një medh'hebi tjetër që është më i saktë. Nuk do t'a mari parasysh vendimin e medh'hebit të tij mbi këtë hadith, por do të ndjeki atë medh'heb që ka dhënë vendimin mbi këtë hadith. Sepse, imami i atij medh'hebi duke ditur se ai nuk di argumentet e vendimit, ka kuptuar se nuk ka asnjë pengesë që të veprohet sipas atij hadithi. Megjithatë këtë punë është xhaiz që ta bëjë edhe sipas medh'hebit të vet. Sepse ixhtihadi i imamit të medh'hebit të vet bazohet në një argument tjetër të sigurtë. Në këto raste imituesit që nuk e dinë këtë argument në Islam, i njihet ndjesa (falja). Sepse imamët e të katër medh'hebeve duke bërë ixhtihade të ndryshëm, nuk janë larguar nga Kur'ani dhe synneti. Medh'hebet e tyre janë sqarimet e Kur'anit e të sunnetit. Ata iu kanë sqaruar muslimanëve kuptimet dhe vendimet e Kur'anit dhe të sunnetit. I kanë sqaruar në mënyra të hapura e të kuptueshme duke i shkruar nëpër libra. Këto vepra të imamëve të medh'hebve për fenë Islame janë aq madhështore, por që pa ndihmën e Allahut, zotësia e njeriut nuk do t'u mjaftonte. Këto medh'hebë janë provat më të shëndosha se Resulullahu është pejgamber dhe se feja Islame është feja e saktë.

Ndarja e imamëve nga njëri-tjetri është vetëm në çështjet e furu-u din d.m.th. në çështjet e fikh-ut (ligjestratura). Në parimet e fesë, në besim dhe iman nuk kanë asnjë ndryshim. Nuk kanë ndarje as në pikëpamjet e gjykimeve të marrura nga hadithët. Vetëm në disa degë të diturisë rreth gjykimit të tyre kanë ndryshim. Për këtë ka qenë shkaku se ata rëndësitë e argumentave i kanë kuptuar dhe komentuar secili në mënyrë të tij që ka parë më të përshtatshme. Këto ndryshime të parëndësishme për ummetin tonë, janë rrahmet, mëshirë nga Allahu. Është xhaiz për muslimanët që të ndjekin cilin do medh'heb që iu vjen më i përshtatshëm.

Për dituritë e besimit, për gjëra që duhet të besohen se s'bën, ixhtihadi nuk është xhaiz. Bëhet shkak për devijim nga rruga e

drejtë, për degjenerim të argumentave të sakta e të mjaftueshme dhe shkakton gjynah të madh. Në dituritë e imanit ka vetëm një rrugë, ajo është rruga e Ehli synnetit dhe medh-hebi i tyre. Në diferencat në dhënjen e vendimeve mbi një çështje ndërmjet medh-hebve, vendimi i njërit prej tyre do të jetë i drejtë. Për kopjuesit e këtij vendimi i falen dy sevape, kurse për ndjekësitsit e vendimeve që s'janë të drejta, u falet një sevap. Fakti që tregon se medh'hebet janë me rrahmet është se: është xhaiz e lejueshme që një musliman mund ta ndërrojë medh'hebin dhe të veprojë sipas medh'hebin tjetër. Por përveç katër medh'hebëve të cilët janë burim kur'anor, hadithesh dhe veprash të as'habëve, ndjekja e rrymave të tjera përveç Ehli sunnetit nuk është e lejuar. Sepse rrugët e tyre nuk janë të bazuar në libra dhe nuk janë shkruajtur me fakte dhe janë harruar. Përveç katër medh'hebeve të njohura s'ka patur deri më sot ndonjë rrugë që të jetë më afër Pejgamberit. Dijetarët e Islamit një zëri kanë deklaruar se të kopjosh as'habët nuk është xhaiz. Sepse ato kanë ndjekur secili një rrugë të veçantë dhe xhaiz. Por ngaqë këto nuk janë shkruajtur dhe ruajtur në shkresa, nuk meren për bazë. Këtë na bën të ditur edhe imami Ebu Bekri Razi[1]. Medh'hebet dhe muxhtehidët sidomos krerët e katër medh'hebeve epërsitë dhe rrugët e tyre i kanë marr nga Kur'ani dhe sunneti dhe nuk kanë dalur jashtë këtyre. Vendimet e veta mbi çështje të ndryshme që kanë bërë me ixhma ose kijas nuk janë nisur me bindjet e veta, por janë bazuar në Kur'an dhe sunnet. Për t'a kuptuar këtë, rekomandohet që të lexohen veprat e imam Abdulvehhab Sharanit: Mizan-ul-kubra dhe Mizan-ul-hidrijje. Këtu po përfundojmë përkëthimin e librit Huxh-xhetullahi alel'alemin. Shkrimi i mësipërm është përkthim nga arabishtja. Si në të gjitha botimet tona, ashtu edhe këtu janë të shënuara shtesat e marura nga libra të tjerë. Origjinali arabisht i librit Huxh-xhetullahi alel'alemin si ofsetë është botuar në Stanboll më 1974.

Ajete të ndryshëm i lavdërojnë dijetarët dhe dijen. Abdulgani Nablusi në librin e tij Hadika thotë: Në Ajetin 7. të Sures Enbija të Kur'anit, shprehimisht,(përkthim jo fjalë për fjalë), thuhet: “Për çështjet që s’i dini pyesni kopetentët”. Ky ajet kuranor urdhëron që ata që nuk dinë, duke gjetur dijetarët, le ti pyesin dhe le të mësojnë nga ata. Në ajetin e shtatë të Sures Imran thuhet: “Kuptimet e ajeteve muteshahiba (me kuptime jo të qarta) mund

[1] Ebu Bekr Ahmet Razi vdiq më 980

t'i dinë vetëm njerëz të ditur”, edhe në ajetin 18 thuhet “Egzistencën e Allahut dhe Njësinë e Tij e kuptojnë dhe bëjnë të njohur zotëruesit e dijes (dijetarët)”,të cilëve Allahu teala i ka falur dhunti dhe vullnet të plotë. Në ajetin 81 të sures Kisas thuhet: “Dijetarët kishin thënë për njerëzit: Jazëk ju qoftë juve që jeni me iman dhe që jeni duke bërë vepra të mira, shpërblimi për këto sevape që do t'u japi Allahu janë më me vlerë se ato të mira materiale“. Edhe në ajetin 56. të sures Rum thuhet: “Zotëruesit e imanit e të diturisë dhe të fesë do të thonë se,-Ja kjo është dita e kijametit që e keni mohuar”. Në ajetin 108 të sures Nisa thuhet: “Njerëz të diturisë kur e dëgjojnë Kur'anin, bien në sexhde dhe thonë se tek krijuesi nuk ka asnjë të metë dhe se Ai nuk kthehet nga fjala e dhënë”. Në Ajetin 54 të sures Haxh thuhet: “Dijetarët e kuptojnë se Kur'ani është fjala e Allahut”. Në ajetin 50 të sures Ankebut thuhet: “Kur'ani është vendosur në zemrat e dijetarëve”, kurse në ajetin e gjashtë të sures Sebe thuhet: “Dijetarët e dinë se Kur'ani është fjala e Allahut dhe se ai na çon kah pëlqimi i Tij”. Në ajetin 11. të sures Muxhadele thuhet: “Në Xhennet dijetarët do të gradohen më lart”, në ajetin 27. të sures Fatr thuhet: “Vetëm dijetarët frikësohen nga Allahu” dhe në Ajetin 14. te sures Huxhurat: “Më i vlershmi nga ju është ai që më tepër frikësohet nga Allahu”.

Në përmbledhjen e haditheve në librin Hadika hadithë të shënuar në faqen 365. vijojnë: “Për atë që i mëson njerëzve të mirën, ëngjëjt dhe të gjitha gjallesat bëjnë dua dhe i luten Allahut .” Libri vazhdon: “Ditën e kijametit më parë pejgamberët, pastaj dijetarët, pastaj dëshmorët do të përfitojnë nga falja e gjynahve”. “O njerëz, dijeni se shkenca mësohet nga dijetarët, mësojeni shkencën (diturinë)se të mësosh shkencën është ibadet. Edhe nxënësi edhe mësuesi, fitojnë sevapin e xhihad-it. (Xhihad është lufta e shenjtë për fenë). “Mësimi i diturisë është si dhënja e sadakasë.” “Mësimi i diturisë nga dijetari është si të falësh namaz tehexh-xhudi”. Autori i librit të fetvave Hulasa Tahir Buhari[1] thotë: Të lexosh libër të fikh-ut është më sevap, se sa të falësh namaz të natës. Sepse të mësosh farzet dhe haramet nga dijetarët, ose nga veprat e tyre është farz, e domosdoshme. Një gjë që e bën vetë ose këtë gjë t’ua mësojë të tjerëve është më sevap se sa të

---

[1] Tahir Buhari vdiq në vitin 1147

lexojë librat e fikh-ut, ose me falë namaz Tespih. Në hadithët: “Mësimi i diturisë është më sevap se sa të falen të gjitha namazet nafile. Sepse edhe ai që i mëson edhe ata që mësojnë kanë përfitime dhe sevape të shumta. Si ata që ua mësojnë të tjerëve, ashtu edhe ata që mësojnë përfitojnë nga sevapi i Besnikëve,-ka thënë në këto hadithe Profeti ynë, Muhamedi alejhis-selam.

Dituritë Islame mësohen vetëm nga specialistët e tyre dhe nga librat e shkruar nga ata. Ata që pretendojnë se nuk ka nevojë për librat dhe për udhëtregues, janë rrenacakë dhe injorantë. Ata i mashtrojnë muslimanët dhe i çojnë drejt katastrofës.

Dituritë fetare janë nxjerrë nga Kur'ani dhe nga hadithët. Përfundojmë këtu përkthimin nga libri Hadika[1].

Allahu Resulin e Tij e dërgoi për të shpallur dhe për të sqaruar Kur'anin. As'habët dhe njohësit e Kur'anit gjithçka i mësuan nga Resulullahu. Edhe dijetarët e fesë ato i mësuan nga as'habët. Po ashtu edhe të gjithë ne muslimanëve na bie për detyrë që ta mësojmë nga dijetarët e fesë dhe nga librat e tyre. Në një hadith thuhet: “Dituria është thesar, çelsi i këtij thesari është të pyesësh dhe të mësosh, mësojeni diturinë dhe bëni që edhe të tjerët ta mësojnë atë”. “Çdo gjë e ka burimin e vet. Burimi i Takva-s (besimtarisë) është zemra e të diturve. Të mësosh diturinë është kefare (anullimi i gjynaheve).” Imam Rabbani në faqen 193. të volumit të librit të tij Mektubat thotë: “Ai që është mukelef kërkohet së pari që ta korigjojë fenë dhe imanin e vet.” D.m.th. mësimi i diturisë së akaid-it, të regullave të fesë të dijetarëve të Ehli synnetit dhe besimi në këto dituri në mënyrë të përshtatshme. Allahu teala le ti pajisë me shumë e shumë sevape këta dijetarë të mëdhenj. Amin. Në kijamet shpëtimi nga torturat e Xhehennemit do të varet nga besimi ndaj diturive të tyre. Vetëm ata që e ndoqën rrugën e tyre (sunnitë) do të shpëtojnë nga Xhehennemi. Vetëm këta e ndjekin rrugën e Resulullahut dhe të as'habëve të tij. Dituritë të vlehshme të nxjerrura nga Kur'ani dhe sunneti janë të drejta vetëm ato që janë shënuar nga këta dijetarë të mëdhenj. Sepse çdo njeri bid'at (reformist) dhe çdo i devijuar dhe i dalë nga rruga e drejtë, me mendjen e tij të shkurtër, mund të thotë se mendimet e veta i kanë marë nga Kur'ani dhe sunneti. Këta

---

[1] Botuesi i veprës “Hadika” Abdulgani Nablusi vdiq në vitin 1731.

mundohen që t'i mashtrojnë dijetarët e Ehli synnetit, e t'i nënçmojnë ata. Kjo do të thotë se çdo fjalë që shkruhet, çdo të shkruar e çdo fjale që thuhet që është e marë nga Kur'ani mos ta marrim parasyshë. Nuk duhet ti besojmë propagandave të tyre mashtruese. Libri i dijetarit të madh Tur Pyshti në gjuhën perse është shumë i rëndësishëm mbi këtë çështje. Vepra e tij El mutemed sqaron njohuritë e dijetarëve të Ehli sunnetit që tregojnë besimin e drejtë. Në këtë libër është sqaruar shumë mirë çdo gjë dhe çdo gjë është kuptimplotë. (Shtëpia botuese Hakikat, viti 1989. Fadllullah bin Hasen Tur Pyshti është një nga dijetarët Hanefi për fikh. Vdiq në vitin 1263).

Pas rregullave të Akaid-it, të njohurive të imanit duhet që të mesohen këto:

Hallalli, Harami, Farzi, Uaxhibi, Synneti, Mendubi, Mekruhu.

Këto duhet që të mësohen nga librat e fikh-ut të dijetarëve të Ehli synnetit dhe tu përshtatemi atyre. Të kemi kujdes që të mos lexojmë librat e prishura që kanë shkruar injorantët, të cilët nuk i kanë kuptuar epërsitë e këtyre fjalëve dhe nuk janë bazuar dijetarëve të këtij profili. Allahu na ruajtë nga ata që kanë besime të kundërta me ato të Ehli synnetit, të cilët në Ahiret nuk do të shpëtojnë nga dënimi. Kurse ata me iman të shëndoshë, në ibadete të tyre, dhe të kenë lëkundje, pa u lutur, ka mundësi që të falen. Edhe në mos të jenë falur, mbasi të heqin dënimin, do të mund të hyjnë në Xhennet. Kryesorja është që të korigjohet besimi. Haxhe Ubejdullah Ahrar[1] urdhëroi: “Mua të mi japin të gjitha zbulimet, të mi japin të gjitha mrekullitë, në mos më dhënçin besimin e Ehli synnetit dhe të shokëve të tyre, vehten do t'a ndjeja të shkatërruar. Edhe të mos të kemë mrekulli, edhe të kemë shumë gabime, po të më falin besimin e Ehli synnetit dhe të shokëve të tyre, nuk do të kemë hall tjetër”.

Sot në Indi muslimanët mbetën pa asnjë mbrojtje. Armiqtë e fesë nga çdo anë vërsulen mbi ta. Sot të japësh një lek ndihme është më sevap se sa dikur që jepeshin me mijra para për shërbim të Islamit. Shërbimi më i madh sot për Islamin do të jetë që librat e Ehli synnetit të çohen edhe nëpër fshatra e vise më të largta si dhe të sigurohet që ato tju shpërndahen rinisë. Ai që do ta ketë për

[1] Haxe Ubejdullah-i Ahrar vdiq në vitin 895 p.H. (më 1490 p.Kr.)

fatin ta bëjë këtë punë që është sevap i madh, do të jetë njeri i lumtur si në këtë botë dhe në botën tjetër. Ai duhet të gëzohet. Le të falenderojë Allahut sepse t'i shërbesh Islamit është gjithmonë sevap. Por sot, kur Islami ndodhet i dobët dhe kur armiqtë të ndryshëm mundohen që ta zhdukin me gënjeshtra, intriga dhe kompllote, të përpiqesh për përhapjen e besimit të Ehli synnetit është një sevap i shumfishuar. Resulullahu sal-lallahu ve sellem as'habët, bashkpuntorëve të vet i urdhëroi: “Ju erdhët në një kohë të tillë, nëse nëntë urdhrave dhe ndalesave të Allahut teala do t'i bindeni e vetëm njërit nga ato s'i bindeni, për këtë arsye mund të zhdukeshit dhe mund të dënoheshit. E pas jush do të vijë një kohë kur ata që to t'i binden vetëm njërit nga dhjetë urdhrat dhe ndalesat e Allahut, kanë për të shpëtuar”. Ky hadith ndodhet në librin Mishkat-ul mesabih, volum i parë, rrjeshti 179, si dhe në librin Kitab-ul Fiten në rrjeshtin 79, të dijetarit Tirmidhi. Koha, e cila përmendet në këtë hadith sherif, është pikërisht koha e sotme. Duhet që të bëhet xhihad me jobesimtarët dhe duhet të kërkojmë që të gjithë ata të kthehen drejt një të vërtete të afërme. Në letrën e 65. shkruhet se xhihadi që bëhet me fjalë e me të shkruar, është më i dobishëm se sa xhihadi që bëhet me armë. Për t'i përhapur librat dhe fjalët e dijetarëve të Ehli synnetit, s'është e domosdoshme që të jemi dijetar apo të kemi zotësi të madhe. Për të arritur këtë duhet që të përpiqet çdo musliman. Duhet që mos ta humbi këtë rast për të fituar sevape. Ditën e kijametit çdo muslimanit do të pyetet se përse nuk i shërbeve Islamit? Ata që nuk përpiqen për përhapjen e ilmihal-it, diturisë mbi fenë, ata që nuk i ndihmojnë institucionet për përhapjen e fesë që janë ngarkuar me këtë punë, do të kenë dënime të rënda. Këtu nuk do të pranohet asnjë pretekst apo justifikim. Pejgamberët alejhimus-selam për arsye se ishin njerëz më të lartë, më të nderuar e më të çmuar, nuk kanë qenë të qetë për asnjë çast. Ata u munduan ditë e natë që të përhapin rrugën e lumturisë së pafundme të fesë së Allahut teala dhe atyre që kërkonin mrekulli, u përgjigjeshin: “Mrekullinë e krijon Allahu, kurse unë kam për detyrë për tju thërritur në fenë e Allahut tea'la”. Ata duke u munduar në drejtim të Tij, edhe Allahu atyre i ndihmonte dhe krijonte mrekullira për ta. Ne kemi për detyrë që ti përhapim librat dhe fjalët e dijetarëve të Ehli synnetit rahimehumullahu teala. Kemi për detyrë që t'u bëjmë të njohur të rinjve, miqve akuzat dhe terrorin, torturat dhe vuajtjet që jobesimtarët u mbjellin muslimanëve, t'i demaskojmë si

gënjyes dhe njerëz të këqinj, të dëmshëm për shoqërinë. Të bësh këtë të njohur nuk është gijbet, thashethem që të jetë gjynah, por është urdhër i njoftuar. Ata që në këtë rrugë nuk përpiqen me pasurinë e tyre, me fuqinë e me profesionin e tyre, nuk do të shpëtojnë nga dënimi. Lypset që të dihet se duke punuar në këtë rrugë, duke hequr hidhërime dhe vuajtje, fitohet lumturia e madhe e përjetshme. Pejgamberët alejhimus-salavat duke i predikuar urdhërat e Allahut, kanë qenë gjithmon të sulmuar nga injorantët, dhe vuanin shumë. Ai më i larti i të mëdhejve, i dashuri i Allahut, Muhammedi alejhis-selam, na urdhëron: "Persekutime dhe vuajtje që kam patur unë, asnjë pejgamber nuk i ka patur". (Këtu mbaron përkthimi i librit Mektubat.)

Çdo musliman ka për detyrë që ta mësojë fenë sipas bindjes së Ehli synnetit dhe atë duhet t'ua mësojë edhe të tjerëve që e duan atë. Duhet që të gjejmë ato libra që na i bëjnë të njohur fjalët e dijetarëve të Ehli synnetit. Ti gjejmë ligjëratat e tyre, ti marim e tia shpjegojmë të rinjëve dhe të njohurve tanë. Detyra jonë është që ti përhapim këto librat që i demaskojnë armiqtë e Islamit. Të gjithë muslimanët në faqen e dheut kanë për detyrë ta ruajnë fenë dhe rrugën e drejtë të Muhammedit. Atë e kanë bërë të pandryshuar, të paprishur udhëtreguesit tanë, dijetarët e Ehli synnetit, dijetarët e të katër medh'hebve, kompetenta të ixhtihadit, dhe ne duhet ti ruajmë këto. Ata janë:

1) Imam Ebu Hanife Nuëman bin Thabit rahimehullahu teala, është një nga dijetarët më të mëdhenj të Islamit. Është kreu i Ehli synnetit. Lindi ne vitin 80 pas Hixhretit në Kuffe dhe ra dëshmor në Bagdat në vitin 150 pas Hixhretit (767 p.Kr.).

2) Imam Malik bin Enes rahimehullahu teala, një dijetar shumë i madh. I lindur në qytetin Medine në vitin 90 pas Hixhretit dhe vdiq në vitin 179 pas Hixhretit (795 p.Kr.) po në qytetin e Medine-s. Gjyshi i tij është Malik bin Ebi Amir.

3) Imam Muhammed bin Idris Shafi rahimehullahu teala. Është bebja e syrit e dijetarëve Islam. Lindi në Gazze të Palestinës në vitin 150 pas Hixhretit dhe vdiq në vitin 204 pas Hixhretit (820 p.Kr.) në Egjipt.

4) Imam Ahmed bin Hambel-i rahimehullahu teala. Lindi në vitin 164 pas Hixhretit në Bagdad dhe vdiq në vitin 241 pas Hixhretit (855 p.Kr.) po në këtë qytet. Është një nga shtyllat e

fuqishme, mbrojtëse të Islamit.

Ai që sot nuk e ndjek njërin nga këta imamë (dijetarë) do të jetë në rrezik të madh dhe ka devijuar nga rruga e drejtë. Përveç këtyre ka patur edhe dijetarë të tjerë të Ehli synnetit. Edhe ata kanë patur medh'hebe të tyre të drejta. Por me kohë medh'hebet e tyre u haruan. Nuk u shënuan në libra. P.sh. shtatë dijetarë të Medine-s: 1) Omer bin Abdul Aziz, 2) Sufjan bin Ujejne, 3) Is'hak bin Raheuejh Davudi Tai', 4) Amir bin Sherahili Shabi, 5) Lejth bin Sa'd A'mesh, 6) Muhammed bin Xherir Taberi Sufjani Theuri dhe 7) Abdurrahman Euzai rahimehumullahu teala.

Të gjithë as'habët ishin drejtësia e Allahut, yjet e rrugës së drejtë. Cilido nga ata ka qenë i zoti që me diturinë e tyre të sjelli të gjithë botën në rrugën e drejtë. Kanë qenë muxhtehida. Secili ishte në medh'hebin e vet. Të gjithë medh’hebet ishin të ngjashëm dhe të njejtë. Medh'hebet e katër imamëve si dhe shumë gjëra që duhet të besohen dhe të praktikohen, vetë ata dhe nxënësit e tyre i kanë mbledhur në libra dhe i kanë publikuar. Të gjitha ato dituri të katër medh’hebeve u përmblodhën në shumë libra. Sot çdo musliman duhet që të jetë në njërin nga këto, të jetojë e të lutet në mënyrë duke u përshtatur rrugës së medh'hebit të vet. Ai që nuk do të ndjekë këto katër medh'hebe, nuk është nga Ehli synneti.

Dy nga nxënësit e këtyre katër imamëve u lartësuan shumë në përhapjen e diturive rreth besimit. Kështu në iman dhe besim u krijuan dy përmbledhje. Vetëm imani i njoftuar nga këta dy është imani i drejtë, i përshtatshëm me Kur'anin dhe hadithët. Këta dy i kanë përhapur në botë dituritë e besimit të Ehli synnetit me të ashtëquajturën Firkatu naxhijje. (Shiko sqarimet në fund të librit). I pari është Ebul-Hasen Esh'ari rahimehullahu teala. Lindi në qytetin Basra në vitin 266 pas Hixhretit dhe vdiq në Bagdad në vitin 330 p. Hixhretit (941 p.Kr.). I dyti është Ebu Mensur-i Maturidi rahimehullahu teala. Vdiq në v.333 (944) në Semerkand. Në besim çdo musliman lypset që të ndjekë rrugën e diturisë së këtyre dy imamëve.

Rrugët e ndjekura nga besnikët e Allahut janë që të gjitha të drejta. Ata nuk janë larguar nga Islami dhe nga rruga e drejtë e Profetit. Njerëz të rëndomtë që e kanë përdorur fenë për interesa vetjake ka patur gjithmonë. Këta janë njerëz të dalë nga rruga e drejtë, njerëz të degjeneruar, rrenacakë dhe ngatërrestar. Edhe sot

në çdo profesion, në çdo mjeshtri mund të ketë njerëz të këqinj. Por ata që punojnë me ndershmëri nuk duhet ti barazojmë me ata tipa njerëzish, sepse kjo do të sillte një prishje dhe një disfatë. Prandaj duhet që të pengohen këta njerëz, gjoja fetar por të degjeneruar, njerëz fallsifikues të medh'hebeve, të cilët ngrenë krye kundër burrave dijetarë të Islamit dhe atyre që janë shënuar me nder emrat në faqet e historisë Islame. Ata që arrijnë të kritikojnë të mëdhenjtë tanë duhet të kuptojnë se janë të padrejtë në veprimin e tyre. Të mëdhejtë tanë kanë patur mrekullira të tyre dhe që të gjithë janë hak (të vërteta). Imam Jafi[1] dhe Abdulkadir-i Xhilani[2] kanë patur mrekullira (keramet) madhështore, të cilat të përhapura gojë mbas goje, janë të pamundura që të mos besohen.

Një njeri që fal namaz, me dashje bën diçka që përmban sharje (kufër), derisa nuk meret vesh se është i dalë nga feja (për shkak të kufrit), duke i marë parasysh mendimet e të tjerëve, këtij njeriu ti thuash qafir nuk është e lejueshme. Për deri sa nuk meret vesh se një person ka vdekur si qafir (jobesimtar), ai nuk mund të mallkohet. Bile edhe qafirit me i thënë lanet, qoftë mallkuar, s'është xhaiz. Për këtë arsye edhe Jezid-in bile të mos mallkosh është më mirë.

5) Themeli i pestë i fesë Islame është besimi në *Ditën e Ahiretit*. Kjo periudhë fillon me vdekjen apo ndërrimin jetë të njeriut dhe vazhdon deri në fund të kijametit. Kur thuhet dita e fundit, d.m.th. se mbas asaj nuk do të ketë më të ngjashme. Kjo ditë që tregohet në hadith sherif, nuk është ditë apo natë ashtu siç dimë ne. Kjo është një kohë që për ardhjen e saj nuk ka ditur dhe nuk ka kuptuar askush. Por Pejgamberi i dashur sal-lallahu alejhi ue sellem ka bërë të ditur shumë shenja të fillimit të asaj dite. Ardhja e Hazreti Mehdiut, zbritja nga qielli i Isait alejhis-selam në Damask. Në mes njerëzish do të duket Dexhali. Njerëz të ashtuquajtur jaxhuxh mexhuxh do të shkaktojnë grindje dhe do të përziejnë botën anembanë. Lindja e diellit nga perëndimi. Do të bëhen tërmete të medhenj. Dituritë fetare do të harrohen, degjenerimi dhe e keqja do të përhapen kudo. Njerëz të pa fe dhe imoralë do të bëhen udhëheqësa. Urdhërat e Allahut nuk do të

---

[1] Abdullah Jafi vdiq në vitin 768 (1367 p.Kr. në Mekke.
[2] Abdulkadir Xhilani vdiq në vitin 561 (1161 në Bagdat).

zbatohen. Anembanë do të përhapen gjëra haram sheshit. Nga Jemeni do të shpërthejë një zjarr i tmerrshëm, toka dhe qielli do të coptohen dhe do të ndahen pjesë-pjesë. Dielli dhe Hëna do të nxihen. Detrat do të përzihen, do të avulljonë dhe do të thahen.

Muslimanëve që bëjnë mëkate u thuhet Fasik. Të gjithë muslimanët fasik-ë dhe jobesimtarët do të torturohen në varret e tyre. Të gjitha këto duhen besuar sepse janë të sigurta dhe të pa shmangshme. Kufoma do të futet në varr, por do të ringjallet dhe do të përballet me një jetë të panjohur, ku do të gjejë ose rehatinë ose shqetësimin. Në varr do të vijnë dy ëngjëj me emrin Munkir dhe Nekir. Këta do të jenë në formën e një njeriu të tmerrshëm dhe do ti bëjnë pyetje të ndryshme të vdekurit. Kjo është e përshkruar fare qartë në hadithe. Nga disa dijetarë mësohet se disa prej pyetjeve do të jenë nga akide-ja dhe disa të tjerë pohojnë se të gjitha pyetjet do të jenë rreth akides, rregullat fetare.Për këtë arsye kërkohet që fëmijët tanë ti pregatisim për përgjigjet e këtyre pyetjeve: Kush është Zoti i yt, cila është feja jote, kush është kibla jote, nga i cili ummet je, cili është libri i yt? Në librin Tedhkire të Kurtubit[1] është shënuar p.sh. se ata jashtë Ehli synnetit nuk do të jenë në gjëndje që t'iu përgjigjen siç duhet pyetjeve të varrit. Varri i atyre që do të japin përgjegje të drejtë, do të zgjerohet, aty do të hapet një dritare kah Xhenneti. Ata në mëngjes e në mbrëmje do të shohin vendet e tyre në Xhennet, aty melaiket do t'iu bëjnë të mira të ndryshme dhe do t'u japin sihariqe (lajme të mira). Nga ana tjetër ata që pyetjeve të ëngjëjve nuk do t'u përgjigjen si duhet, do të rrihen me çekanë të mëdhenj. Të bërtiturat e këtyre të vdekurve përveç njerëzve dhe xhindëve, do t'i dëgjojnë të gjitha gjallesat. Varri do të ngushtohet aq shumë sa që eshtrat do të përzihen në mes tyre. Aty hapet një dritare kah Xhehennemi dhe çdo mëngjes e mbrëmje këta mëkatarë do t'a shohin vendin e vet të caktuar mes flakësh. Këta në varret e tyre do të torturohen deri në mahsher. (Mahsheri është vendi i gjykimit.)

Pas vdekjes, jetës së varrit përsëri do të ngjallet dhe do dalin nga varret e tyre. Dhe kjo është një nga themelet e besimit. Eshtrat duke u kalbur bëhen tokë edhe gaz, por që të gjitha përsëri do të bashkohen, shpirtrat do të hyjnë nëpër trupra dhe të gjithë do të ngrihen nga varret. Kësaj kohe i thonë Dita e kijametit.

---

[1] Autori i “Tedhkires” Muhammed Kurtubi Maliki vdiq në v.671 (1272 p.Kr.)

Bimët nga ajri marin dioksid karbonin dhe nga toka marin lagështinë dhe kripërat. D.m.th. se lëndët tokësore i marin dhe i bashkojnë këto. Në këtë mënyrë formojnë qënjet organike dhe gurët themeltarë të trupit tonë. Sot dihet prej shumë vitesh se një reaksion kimik del në shesh,duke përdorur katalizor, për një kohë shumë më të shkurtër se sekondi. Po kështu edhe në varr Allahu teala duke bashkuar lagshtinë, karbon dioksidin dhe pjesët e dheut, në një kohë shumë të shkurtër do t'i krijojë lëndët organike dhe organet e gjalla (Ma’rifetullah). Për krijimin tonë na flet libri Mukhbiri Sadik. Edhe dituritë shkencore na tregojnë dhe vërtetojnë diçka të tillë në këtë botë.

Të gjitha gjallesat do të mblidhen në vendin *Mahsher*. Fletorja e punëve të bëra e çdo njërit duke fluturuar do t'i vijë Allahut. Këto do t'i bëjë Ai i plotfuqishmi dhe mëshirploti, Allahu, i cili ka krijuar tokat, qiejtë, duke filluar nga gjërat më të imta e deri tek yjet. Për këto të vërteta Resuli i Allahut teala na ka bërë të ditur në shumë hadithe dhe ato që thotë ai janë të drejta. Pa dyshim që të gjitha këto do të ndodhin. Libri i llogarisë së bamirësve do të jetë në anën e djathtë, kurse ai i atyre që kanë bërë gjynahe do të jetë në anën e majtë. Veprat e mira dhe të këqija qofshin ato të mëdha apo të vogla do të jenë shënuar në këto libra. Kurse për veprat që ëngjëjt shkrues nuk i dinë, organet e trupit do të dëshmojnë Allahut duke ja bërë të njohur për gjithçka, dhe do t’u kërkohet llogaria në varr. Kjo do të thotë se në varr do t'i nënshtrohemi një provimi serioz të Allahut. Ditën e kiametit do të dali në shesh çdo gjë e fshehtë që dëshiron Allahu i Madh. Ditën e kiametit melekve do t'u drejtohet pyetje: Ç'keni bërë në tokë e në qiejt? Pejgamberve do t'u pyetet se si i përhapën vendimet e Allahut teala robëve të Tij. Dhe çdo njërit do të pyetet: se si i ndoqët pejgamberët, detyrat tuaja të dhëna, si i zbatuat? Se si i rregulluat dhe i formuluat të drejtat në marrëdhënje midis njëri-tjetrit? Gjithçka rreth tyre do të pyetet. Ditën e kiametit ata me iman dhe me moral të bukur e të pastër do të shpërblehen, kurse ata me vese të këqija, me moral të prishur e me vepra jo të mira do të dënohen rëndë. Allahu teala po të dojë ja fal mëkatet muminëve (besimtarëve), i shpërblen ata. Përveç gjynahëve të shirk-ut (mbi Njëshmërinë e Allahut), Allahu mund ti falë të gjitha mëkatet. Po të dojë, Ai mund ti dënojë edhe ata me mëkate të vogla. Të gjitha këto do t'i bëjë në bazë të drejtësisë së Tij. Por ata që kanë vdekur si mushrikë dhe qafira, është njoftuar se nuk do t'i fusë në rahmetin e Tij. Qafirët, qofshin ehli kitab, me

libra ose pa to d.m.th. ata që nuk besojnë se Muhammedi alejhis-selam është pejgamber i të gjithë njerëzve, kur të vdesin sigurisht do të futen në Xhehennem. Gjithashtu ata që nuk e pëlqejnë qoftë njërën rregull mbi urdhërat dhe ndalesat e prera të fesë të njoftuara nga pejgamberi dhe si të tillë vdesin, patjetër do të futen në Xhehennem dhe përjetë do të torturohen.

Ditën e kiametit, për t'i matur veprat dhe punët që kemi bërë, do të jetë një mjet peshimi. Vetëm njëra pjesë e kësaj peshoreje mund të nxejë qiellin dhe tokën marrë së bashku. Një anë e saj është për të matur sevapet dhe tjetra për të matur mëkatet. Pjesa e sevapeve është e shndritshme dhe ndodhet në anën e djathtë d.m.th. në anën e Xhennetit. Pjesa e gjynaheve është në anën e majtë, në anën e Xhehennemit. Punët e bëra në botë gjatë gjithë jetës, fjalët e folura, mendimet dhe shikimet aty do të marin formën e vet. Të mirat e bëra do të duken të ndriçuara, të shkëlqyeshme, kurse të këqijat do të duken të errta e të zymta. Të gjitha këto do të peshohen në këtë Peshore. Ky mjet peshimi nuk ka të bëjë me ato peshore të botës dhe nuk mund të gabojë. Ana më e rëndë ngrihet lart, kurse ajo e lehta zbret poshtë. Sipas disa dijetarëve ky mjet peshimi do të jetë ndryshe, kurse shumë nga ata thonë se në fe nuk është caktuar se sa do të jenë dhe si do të jenë ato mjete peshimi. Këto gjëra nuk duhet të diskutohen.

*Ura e sirarit.* Kjo urë do të ndërtohet me urdhërin e Allahut teala dhe do te jetë mbi Xhehennemi. Çdo njeri medoemos do të kalojë nëpër këtë urë. Atë ditë të gjithë, bile edhe pejgamberët do t'i luten Allahut të Madhërueshëm: “O Zot na shpëto”. Ata që janë të Xhennetit do t'a kalojnë urën me lehtësi dhe do të mbërrijnë në Xhennet me shpejtësi. Disa nga këta urën do t'a kalojnë me lehtësi shumë të madhe dhe me shpëjtësi të rrufesë, disa si erë, disa si kali që vrapon. Ura e siratit është më e hollë se fija e flokut dhe më e mprehtë se tehu i shpatës. Përshtatja jonë dhe përqafimi rreth Islamit në këtë botë është si kalimi mbi këtë urë. Ata që e fitojnë këtë me kënaqësi shpirtërore do ta kalojnë shumë kollaj urën e siratit. Kurse ata që nuk do të ndjekin Islamin, ata që iu nënshtrohen kënaqësive dhe epsheve të tyre shpirtërore, urën e siratit kanë për t'a kaluar me vështirësi ose nuk do tia arrijnë ta kalojnë, por do të bien në humnerat plot me zjarr të Xhehennemit. Për këtë arsye kësaj rruge Allahu teala i ka thënë: Siratul mustakim. Kjo deri diku e ka kuptimin se të jeshë në rrugën

e Islamit është sikur të kalosh urën e siratit. Pra ata që do ti kalojnë vështirësitë e kësaj rruge në këtë dynja, në botën tjetër këtë urë do ta kalojnë pa problem.

Në Xhennet për pejgamberin tonë Muhammed Mustafanë sallallahu teala ue sellemi, do të jetë shatërvani Keuther. Madhësija e këtij shatërvani është sa një muaj udhëtimi. Ujërat e tij janë më të bardha se qumështi dhe erën e ka më të fortë se misku. Gotat rretheqark janë më shumë se yjet. Ai që pinë një herë, me qenë edhe në Xhehennem, e shuan etjen përgjithmonë.

Shefaati është hak, i vërtetë. Për mu’minët, besimtarët, të cilët kanë vdekur, pejgamberët, eulijatë, të mëdhenjtë e fesë si edhe ata të tjerë të lejuar nga Allahu teala do të bëjnë shefaat, një farë ndërmjetsimi për faljen e gjynaheve të njerëzve të dashur të tyre. Pejgamberi alejhis-selam ka urdhëruar: “Për ata të ummetit tim që kanë bërë gjynahe të mëdha do të bëj shefaat”. Në mahsher shefaati është pesë llojësh:

1) Ditën e kijametit në mahsher, nga grumbulli i madh i njerëzve, nga pritja e gjatë, njerëz me gjynahe duke bërtitur, do të kërkojnë që të shihen llogaritë sa më parë.

2) Për t'a lehtësuar dhe shpejtuar provimin, llogarinë.

3) Për mu'minët me gjynahe që të mos bien në Xhehennem nga ura e siratit, e që të mbrohen nga torturat e Xhehennemit.

4) Për t'i nxjerrë nga Xhehennemi mu’minët me shumë gjynahe.

5) Në Xhennet do të ketë nimete, mirësi të panumërta dhe me gjithë se aty do të mbetet përjetësisht prap se prap Xhenneti ka tetë grada, kategori. Çdo njëri prej nesh do të ketë gradën,pozitën dhe vendin e vet. Këto grada dhe pozita sigurisht kanë për të qënë sipas sasisë së veprave dhe të imanit të tyre. Edhe për lartësimin e gradave në Xhennet do të bëhet shefaat.

Tani Xhenneti dhe Xhehennemi egzistojnë. Xhenneti është në katin e shtatë të qielit, kurse Xhehennemi është nën çdo gjë. Tetë Xhennete dhe shtatë Xhehenneme do të ketë. Xhenneti është më i madh nga toka, dielli dhe nga qiejt. Xhehennemi është më i madh se sa dielli.

6) Themeli i gjashtë i fesë Islame është besimi në *kader,* fatin,

dhe besimi se edhe të mirat edhe të këqijat janë nga Allahu teala. E mira dhe e keqja, fitimi dhe humbja janë në vlerësimin e Allahut. Fjala kader në fjalor ka kuptimin të peshosh një sasi, vendim dhe urdhër, sasi e madhe, madhësi. Për këtë fjalë është thënë se Allahu që nga e amshueshmja e ka dëshiruar egzistencën e një gjëje (fati). Për kaderin, d.m.th. për egzistimin e kësaj gjëje në fjalë është thënë *kada*. Fjala kada dhe kader mund të perdoren edhe në vendin e njëra-tjetrës. Sipas kësaj duhet të thuash kada për gjëra që do të krijohen nga e amshueshmja deri në pafundshmëri (për jetë), se është dëshira e Allahut. Sipas kada-së për krijimin e të gjitha sendeve, të krijuar më pak ose më shumë, thuhet kader (fati). Allahu teala për çdo gjë që do të bëhet në avenir, në të ardhme e ka ditur në amshueshmëri, në të kaluarën e të pafundme. Kësaj diturie të Allahut i thuhet kada dhe kader. Filozofët antikë Grek kësaj i thonin "kujdes i përjetshmërisë". Të gjitha gjallesat janë krijuar pas asaj kada-vendimi të Allahut. Sipas shkencës mbi fenë edhe për krijimin e sendeve thonë kada dhe kader. Për të besuar në kader duhet që të dihet shumë mirë se Allahu teala krijimin e një gjëje e ka ditur me vullnetin e fortë të Tij qysh në amshueshmëri. Nëse këtë e ka dashur t'a bëjë, d.m.th. se pa qenë diçka, pak ose shumë, duhet që të egzistojë sipas dëshirës së Tij. Në qofshin gjëra që Ai nuk dëshiron që të jenë, është e pamundur të egzistojnë.Nuk ka një kontraditë të tillë në virtytet e larta të Allahut.

Të gjitha kafshët, bimët, të gjitha qëniet pa shpirt, të ngurta, të lëngta, gazet, yjet, molekulat, atomet, elektronët, valët elektro-magnetike, shkurt lëvizje e të gjitha egzistencave në amshueshmëri kanë qenë mbrenda dijenive të Allahut. Gjithashtu dukuritë fizike, reaksionet kimike dhe bërthamore, marëdhënjet energjetike, aktivitetet fiziologjike tek gjallesat kanë qenë mbrenda dijenisë të Allahut qysh në fillim të krijimit. Çdo gjë të jetë apo mos të jetë, punë të mira e të këqija të robëve të Allahut teala, dënimet e tyre në botë e në Ahiret si dhe çdo gjë, kanë qenë mbrenda dijenive të Tij. Allahu i dinte këto që atëhere, para krijimit të tyre. Nga amshueshmëria e deri në pafundshmëri çdo gjë që do të ndodhi, të gjitha gjë sendet, të gjitha veçoritë, lëvizjet, ngjarjet i krijon duke ja përshtatur diturisë së vet. Të gjitha punët e njerëzve, të mira e të këqija, krijimin e tyre si musliman, fyerjet e tyre, që të gjitha veprat e tyre me qëllim të mirë o të keq, Allahu teala i krijon dhe i mundëson. Vetëm Ai është krijues dhe veprues. Ai është krijues

i çdo gjëje të bazuar në arsyetim. Çdo gjë e krijon me një arsye të veçantë.

P.sh. zjarri është djegës, por në të vërtetë është Allahu teala ai që djeg. Zjarri nuk ka asnjë lidhje me djegien. Por zakonisht zjarri pa prekur në një gjë, nuk shkakton djegie. Zjarri nuk bën tjetër, veç se ngroh derisa të përhapet në diçka. Bashkimin e oksigjenit me karbonin dhe hidrogjenin që ndodhen në përmbajtjen e lëndeve organike si dhe marëdhënjet e elektronëve nuk i siguron zjarri. Ata që nuk mund të shohin të vërtetën, do të mendojnë se këtë e bën zjarri. Ajo që djeg dhe shkakton reaksionin e djegjes nuk është zjarri. Nuk është as oksigjeni, as ngrohtësija. Nuk janë as shkëmbimet e shpejta të elektronëve. ”Djegësi” është vetëm Allahu që ka krijuar zjarrin si shkak për djegien. Ndonjëri që s'i di këto, do të mendojë se djeg zjarri. Dikush që mund të ketë baza llogjikimi dhe një bagazh diturishë mund të thotë me plot gojën se, të djegurit nuk janë punë oksigjeni dhe se çdo element që tërheq elektronin është djegës. Ai që është intelektual këtu bashkë me materien, llogarit edhe energjinë. Shihet se shkenca duke përparuar po i afrohet së vërtetës. Prapa gjërave që mendohen si arsye për diçka, shihet se ndodhen shumë arsye të tjera që mundësojnë atë. Pejgamberët, të cilët ndodhen në shkallën më të lartë të diturisë dhe të shkencës si dhe dijetarët Islam që janë të pajisur me pikat e detit të diturisë duke i ndjekur ata, bëjnë të ditur se sot për gjëra që mendohen si djegëse dhe formuese, qënkan vetëm ndërmjetësa pa vlerë, të krijuara, dhe se arsyja se nuk janë krijues të vërtetë, tregojnë se formuesi dhe krijuesi është vetëm Allahu teala. Pra, Ai që mundëson djegien është Allahu, i cili djeg edhe pa zjarr. Por e ka për zakon që të djegë me zjarr. Po mos dojë që të djegë, edhe mbrenda në zjarr nuk do të djegë. Ashtu siç nuk e dogji Ibrahim alejhis-selamin të cilin e hodhën në mes të zjarrit. Nga shkaku se atë e donte shumë, e prishi dhe e ftohu zjarrin. Ai ka krijuar edhe lëndët që pengojnë djegien e zjarrit. Këto lëndë njihen nga kimistët.

Po të kishte dashur Allahu teala çdo gjë do ta krijonte pa arsye, do të diqte pa zjarr e do të ngopte pa ushqyer. Do të bënte që të fluturohet pa aviona, do të bënte që zëri të dëgjohet pa radio. Por duke patur mirësi, duke bërë mirë robëve të vet, krijimin e çdo gjëje e mbështeti në një arsye të caktuar. Dëshiroi dhe punët i fshehu nën arsye. Ai që do që Allahu teala të krijojë diçka, i ngjitet

në arsyjen e asaj gjëje dhe mbërrin qëllimin që dëshiron. Ai që do ta ndezi llambën, e përdor shkrepsën, ai që do të nxjerrë vaj, përdor makinën e presës, atij që i dhemb koka, përdor aspirinën e me radhë. Ai që dëshiron të shkojë në Xhennet dhe të arrijë në nimete të pa fund, i përshtatet Islamit. Po ashtu edhe ai që e vret vehten me armë ose që pinë helm, vdes. Edhe ai që bën gjynah dhe e humb imanin, shkon në Xhehennem. Çdo njëri cilën do arsyen të zgjedhi, arrin aty ku ajo arsye të çon. Ai që lexon librat e Islamit, e mëson atë, e pëlqen dhe bëhet musliman. Ai që jeton në mes të pa feve, ai që i dëgjon fjalët e tyre, bëhet injorant i fesë së tij dhe shumica e injorantëve të fesë bëhen mohues. Njeriu në cilin mjet të hipi për një destinacion të caktuar, atje shkon. Allahu po mos t'i kishte krijuar punët e veta me arsye, askush nuk do të kishte nevojë për njëri-tjetrin. Çdo njëri nga Allahu do të kërkonte çdo gjë që kishte dëshirë, dhe nuk do të kishte nevojë për asgjë tjetër. Duke qenë kështu, ndërmjet njerëzve, ndërmjet drejtuesve, nënpunësve, puntorëve, specialistëve, nxënësve, mësuesve nuk do të egzistonin lidhjet njerëzore, do të prisheshin rregullat e botës dhe të Ahiretit. Në këtë mënyrë nuk do të kishte diferencë ndërmjet së bukurës dhe të shëmtuarës, ndërmjet së mirës dhe të keqes, ndërmjet të urtit dhe rebelit.

Allahu teala po të donte do të vepronte ndryshe nga zakoni i Tij. Por çdo gjë e krijon sipas këtij zakoni, dhe sipas zakonit e ndryshon. P.sh. po të donte qafirët, ata që janë të dhënë pas dëfrimit dhe epsheve në botë, ata që djegin shpirtra dhe mashtruesit do t'i fuste në Xhennet. Kurse ata që kanë iman, ata që i bëjnë adhurim, ata që bëjnë të mirë njerëzve, po të donte, do t'i fuste në Xhehennem. Por ajeti kur'anor dhe hadithët tregojnë se Ai nuk ka dashur një mosekuilibrim të tillë. Ai është krijues i çdo pune të njerëzve, qoftë me qëllim ose pa qëllim, të gjitha lëvizjet e tyre, Ai i ka krijuar. Allahu për robët e vet për t'i krijuar lëvizjet e tyre të dëshiruara, atyre u ka falur zotësi veprimi: Ihtijar (zgjedhje) dhe Irade (dëshirë). Këto zgjedhje dhe dëshira të tyre, kanë edhe arsyen e veprimit. Një njeri po të dojë që të bëjë një punë dhe nëse Allahu e aprovon, ai e kryen atë punë. Nga ana tjetër njeriu nëse nuk dëshiron që të bëjë një punë po ashtu edhe Allahu teala nuk e dëshiron atë punë, atëherë s'mund ta kryejë. Ajo punë nuk mund të realizohet vetëm me dëshirën e njeriut. Vetëm nëse dëshiron edhe Allahu i Madhëruar. Por nëse personi nuk e dëshiron, nuk do ta kryejë atë punë dhe nëse Allahu

dëshiron dhe do që ai ta realizojë atë punë, ajo bëhet. Ajo punë nuk mund të realizohet vetëm me dëshirën e njeriut. Realizimi i punëve të dëshiruara nga njerëzit ngjan p.sh. si diçka që e takon zjarrin dhe shkakton djegie e nëse nuk e takon nuk djeg. Kur thika takon, atëhere shkakton prerjen. Prerësi nuk është thika, por Ai. Thikën e ka krijuar si shkak për të prerë. D.m.th. se Ai lëvizjet të dëshiruara të njerëzve i krijon me arsyen e preferimit të kërkesës së tyre. Lëvizjet në natyrë nuk varen nga preferencat e njerëzve. Këto vetëm në dashtë Allahu krijohen gjatë shkaqeve dhe dukurive të tjera. Vetëm Ai është krijues i çdo gjëje, krijues i lëndës së diellit, i molekuleve, pikave, qelizave, mikrobeve, të atomeve, si dhe veçoritë dhe lëvizjet e tyre përllogariten vetëm nga Ai. Nuk ka krijues tjetër përveç Tij. Vetëm ndërmjet lëvizjeve të lëndeve jo të gjalla dhe të lëvizjeve fakultative të njerëzve e të kafshëve egziston ky dallim: Kur njerëzit preferojnë që të bëjnë diçka, nëse Allahu teala do, e venë njeriun në lëvizje dhe krijon. Lëvizja e robit nuk është në dëshirën e tij (në dorë të tij). Njeriu nuk ka ide bile se si është duke lëvizur. (Lëvizje e njeriut shkaktohet me shumë ngjarje fizike, biologjike dhe kimike). Në lëvizjet e çdo gjëje nuk ka preferim. Me takimin e zjarrit krijimi i djegijes nuk ndodh me preferimin dhe dëshirën e zjarrit.

Dëshirat e dobishme e të mira të robëve të vet, të cilët i do dhe për të cilët ka mëshirë, Ai do dhe i krijon ato dëshira. Dëshirat e tyre të këqija e të dëmshme Ai nuk i pëlqen dhe nuk i krijon. Nga këta njerëz dalin punë të dobishme. Këta nga shkaku se nuk bëjnë ndonjë punë mërziten. Po të kishin menduar e kuptuar se këto punë janë të dëmshme, aspak nuk do të mërziteshin. Përkundrazi do të gëzohen dhe do të falenderojnë Allahut. Allahu teala punët fakultative dhe të vullnetshme ka dashur që të jenë kështu për jetë. Po të donte dhe lëvizjet tona të vullnetit edhe pa dashur ne, Ai do t'i krijonte. Krijimi i punëve tona të bazuara në vullnet dhe arsye, mbasi ne kemi dashur dhe krijoi mundësinë Allahu, do të jetë kështu për jetë. Do të thotë se mbi çdo gjë dominon vullneti i Tij i fortë.

Lëvizjet e vullnetit të robëve shkaktohen nga dy gjëra: e para është me dëshirën fakultative (jo të detyrueshme) dhe vullnetin e lirë të tij. Nga kjo arsye lëvizjeve të njerëzve u thonë Kesb (përfitim). Përfitimi është veti, zotësi e njeriut. E dyta është ajo që shkaktohet me krijimin e Allahut. Urdhërat, ndalesat dhe dënimet

janë nga se njerëzit kanë mundësinë e përfitimit. Në ajetin 96. të sures Saffat Allahu urdhëron: "Allahu teala ju krijoi juve dhe i krijoi punët tuaja". Ky ajet kur'anor tregon se njerëzit me vehte kanë kesb, d.m.th. në lëvizjet e tyre jo të domosdoshme, jo të detyruara dhe në zemrën e tyre kanë vullnet të fortë e arsye që u ka falur Allahu i Madh. Kategorikisht dëshmohet se nuk ka dhunë. Për këtë arsye thuhet se është vetë Puna e Njeriut.

Në kryerjen e punës nga njerëzit para së gjithash duhet që zemra e tij të nisi me dëshirën fakultative, jo të detyruar, dhe me vullnetin e lirë. Njeriu mbrenda kufijve të zotësisë së tij çdo gjë ka vullnetin e tij të plotë. Edhe këtij vullneti e kërkese u thonë kesb (përfitim, përvetsim). I ndjeri Amidi na njofton se ky është shkaku për krijimin e punëve të tyre që i ka ndikuar ato. D.m.th. se njeriu nuk mund të bëjë çdo gjë që dëshiron vetë, mund të ketë edhe gjëra që s'i do. Nuk është detyra e njeriut, nëse ai do që të bëjë çdo gjë, ose nëse dëshiron që mos të bëhen gjëra që ai nuk do. Kjo do të kishte kuptimin se ata duan të hyjnohen. Allahu teala robëve të tij duke dashur ti shpërblejë, duke patur dhimbsuri për ata që kanë nevojë për t'ju bindur urdhërave dhe ndalesave të Tij u ka falur fuqi dhe energji. P.sh. ai që e ka shëndetin në vend dhe që ka para, një herë në jetë mund të shkojë në Mekke për peligrinazh. Çdo vit duke e parë hënën e re të ramazanit, mundet që të agjërojë. Ai mbrenda 24 orëve mund të fali pesë herë namaz. Është në gjëndje që sipas mundsisë financiare një të dyzetën të pasurisë ta japë si zekat. Shihet se njeriu punët e veta të vullnetit të tij po të dojë i bën, po mos dojë nuk i bën. Madhësija e Allahut kuptohet edhe këtu. Injorantët dhe të marrët duke qenë se nuk i kuptojnë domethënjen e kada-së dhe të fatit, nuk u besojnë fjalëve të dijetarëve të Ehli synnetit. Ata dyshojnë për fuqinë dhe rezervimet e robëve të Allahut. Në punët e tyre të vullnetit ata njerëzit i konsiderojnë si të pazotë e të detyruar. Për të vendosur për një punë të bëhet apo të mos bëhet,zotësisë së njeriut për të vendosur i thuhet *Kudret*, për të preferuar të bëhet apo të mos bëhet për një punë, i thuhet *Ihtijar* ose dëshirë. Për pranimin, aprovimin e një pune, për moskundërshtimin e asaj pune, thuhet *Rida* (pëlqim). Me kusht që të ndikohet në kryerjen e një pune kur vullneti dhe fuqija bashkohen, thuhet *Khalek* (me krijuar). Pa patur ndikim kur bashkohen i thuhet Kesb.

Allahu teala bindjet, gjynahet e robëve të Tij vendos dhe

krijon. Por bindjen e pëlqen, gjynahet jo. Çdo gjë, egziston me vendimin dhe krijimtarinë e Tij. Në ajetin 102. të sures En'am është urdhëruar: “Përveç Atij, nuk ka tjetër Zot, vetëm Ai është krijuesi i çdo gjëje”. Njerëzit e grupit Mu’tezile duke mos e kuptuar diferencën ndërmjet Irades dhe Ridas u hutuan. Ata thanë se vetë njeriu bën çdo gjë që do. E mohuan kadanë dhe kaderin. Kurse grupi i muslimanëve Xheberije u hutuan edhe më tepër. Ata nuk kuptuan se pa u krijuar mund të ndodhet ajo gjë fakultative. Duke menduar se tek njeriu nuk egziston ihtijari (zgjedhja), njeriun e krahasuan me gurin, me drurin e pa shpirtë. Njerëzit, hasha nuk janë pronarë të gjynaheve, të gjitha të këqijat janë duke u bërë me dijeni të Allahut. Sipas atyre të Xheberijeve, po mos të kishte tek njerëzit dëshirë dhe zgjedhje, do të detyroheshin nga Allahu që të bëjnë gjynahe dhe do t'i ngjante një njeriu me duart e këmbë të lidhura që rrotullohet dhe hidhet poshtë malit dhe një tjetër njeri nga mali që është duke zbritur gjithë qejf dhe me qetësi. Sipas atyre, ndërmjet atij që zbret duke u rrotulluar nga mali dhe atij që zbret me rahat, do të ishte një lloj. Në një kohë kur rrotullimi i të parit nga mali ka qenë me dhunë, dhe ai i të dytit i cili zbret me vullnetin e lirë të tij dhe me rezervë. Shikimet e tyre që nuk e shohin këtë dallim, janë dritëshkurtër. Njëkohësisht ata nuk i besojnë edhe ajeteve kur’anore. Ata urdhërat dhe ndalesat e Allahut i konsiderojnë si të panevojshme e të pa vend. Edhe siç kanë thënë ata të grupit Mu’tezile dhe Kaderije, të mendosh se njeriu krijon vetë atë që dëshiron është mosbesim në ajetin kur’anor që thotë: “Krijuesi i çdo gjëje është Allahu teala”.

Edhe Shi'i-tët, si Mu’tezilet thonë se njeriu krijon gjithçka që dëshiron. Si dëshmi për këtë, ata tregojnë se gomari me gjithë se goditet, nuk e kapërcen ujin. Kuptohet se fjalët e Mu’tezileve janë të gabuara. Njeriu nuk është në gjëndje që të bëjë çdo gjë që dëshiron ai vetë. Siç thonë ata, nëse realizohet çdo dëshirë e njeriut, atëherë Allahu teala duhet që të jetë i dobët në kundërshtim. Allahu është larg nga pazotësija, pafuqishmërija. Çdo gjë bëhet në sajë të vullnetit të Tij hyjnor. Krijuesi i çdo gjëje është vetëm Ai dhe kjo është fuqishmërija hyjnore. Shumë keq dhe e papërshtatshme është të thuhet për ne njerëzit se këtë e krijoi, këtë e bëri, këtë e krijuam ne, etj. Nëse flitet kështu, mund të jetë imoralitet dhe mungesë edukate ndaj Allahut teala dhe mund të bëhet shkak për kufër (pabesim).

Lëvizjet dëshiruese të robëve pa vullnetin e tyre, bile pa patur dijeni bëhen me anë të shumë ngjarjeve dhe dukurive fizike, kimike dhe fiziologjike. Një shkencëtar i ndërgjegjshëm, i cili e ka kuptuar këtë hollësi, nuk mund të përdori shprehje si unë e krijova këtë komponim etj, sepse turpërohet nga Allahu teala. Ata që janë të pandërgjegjshëm në llogjikën e tyre, duhet që ti thërrasin mendjes sa më parë dhe të mos përdorin fjalë të tilla.

Allahut teala i dhimbsen të gjithë njerëzit në botë. Çdo gjë për të cilën ata kanë nevojë, Ai ua plotëson atyre. Ai haptazi na tregon se çfarë duhet të bëjmë për të jetuar rehat dhe në qetësi në këtë botë si dhe për të arritur një lumturi të pafund në Ahiret. Për të mos iu nënshtruar dëshirave shpirtrore të tyre, duke u mashtruar nga shokët dhe nga librat e këqija, Allahu njeriun e shpëton nga këto të këqijat dhe e çon në rrugë të drejtë. Gjithashtu edhe ata që bëjnë kufër dhe ata të dalët nga rruga e drejtë, nëse do, i drejton kah rruga e drejtë. Atyre të rebeluarve dhe mizorëve nuk ua bënë këtë të mirë. Ata i lë në baltën e mohimit në të cilën kanë rënë. Këtu mbaroi përkëthimi i librit Itikadname.

Këtë përkthim e bëri Haxhi Fejzullah efendiu nga rrethi Erzinxhan i Turqisë. Shumë vite ka qënë pedagog në Sëke, vdiq në vitin 1905. Kurse autori i librit Itikadname Khalidi Bagdadi Osmani lindi ne Shehrezur në veri të Bagdatit në vitin 1192 p.Hixhretit dhe vdiq ne vitin 1242 pas Hixhretit (1826 p. Krishtit.) në Damask. Rrjedh nga Osmanllinjtë, prandaj ka marë edhe mbiemrin Osmani. Duke ia mësuar të vëllait të tij, Sahib-it, hadithin e famshëm me Xhebrailin alejhis-selam nga libri Hadith-i arbain të Neueuin-it, Meulana Mahmud Sahibi iu lut që t'a shkruajë këtë hadith duke e sqaruar. Edhe Khalidi rahmetullahi alejh, që t'ia kënaqi zemrën të mbushur me nur të vëllait të vet, e pranoi këtë propozimin dhe e shkruajti këtë hadith në gjuhën Perse.

# ALLAHU TEA’LA EGZISTON DHE ËSHTË NJË. PËRVEÇ TIJ TË GJITHA QËNJET NUK KANË QËNË DHE NUK DO TË JENË.

Qënjet rreth nesh i njohim dhe i konstatojmë nëpërmjet organeve tona të shqisave. Gjërave që i influencojnë organet e ndjenjave tona janë qënjet dhe gjithçka materiale që na rrethon. Influencave të qënjeve në pesë organe tona të shqisave u themi veçori ose cilësi. Materiet ndërmjet tyre dallohen me veçoritë e tyre. Drita, zëri, uji, ajri, qelqi janë nga një egzistencë (qënje). Materieve dhe këtyre qënjeve që janë me peshë e me volum dhe që në vakum zenë një vend quhen lëndë. Lëndët ndërmjet tyre dallohen me veçorit dhe cilsitë e tyre. Ajri, uji, guri, qelqi janë nga një lëndë me vehte. Kurse drita, zëri nuk janë lënde. Sepse drita dhe zëri nuk zënë vend dhe nuk kanë peshë. Çdo egzistencë përmban energji, d.m.th. se mund të bëjë një punë. Çdo lëndë mund të jetë në tri gjëndje, të ngurtë, të lëngshme e në gjëndje gazi. Lëndët e ngurta kanë trajtat e tyre. Lëndët që janë në gjëndje të lëngshme e të gaztë nuk kanë trajta të tyre të përcaktuara. Këto marrin formën e enës në të cilën gjenden. Forma, të cilën e merr lënda quhet trup. Lëndët gjithmonë ndodhen në gjëndje të trupit. P.sh. gjilpëra, masha, lopata, janë secila trupra veç e veç. D.m.th. se format i kanë secili më vehte, por që të gjitha janë formuar nga hekuri. Trupat ndahen në dy: trupa të thjeshtë dhe trup i kompozuar (i përbërë).

Çdo trup, pa pushim ndryshohet. P.sh. kur lëviz ndërron vendin. Zmadhohet ose zvogëlohet. Ndërron ngjyrën. Tek të gjallët ndodh që i gjalli sëmuret dhe vdes. Këto ndryshime janë ngjarje, dukuri. Po të mos influencohet, ndikohet nga jashtë, lënda nuk ndryshon. Kur ndodh një ngjarje dhe nëse nuk prishet konstrukcioni dhe nëse nuk i ndryshon thelbi, kjo quhet dukuri fizike. Letra griset, kjo është një dukuri fizike. Kurse ngjarjeve që e prishin konstrukcionin dhe e ndërrojnë thelbin u thonë dukuri kimike.

Letra digjet dhe bëhet hi, kjo është një ngjarje kimike. Për të ndodhur një ngjarje kimike duhet që atë ta imponojë një lëndë tjetër. Dy ose më tepër lëndë duke influencuar njëra-tjetrën shkaktojnë që në çdo njërën nga ato të bëhet një dukuri kimike. dhe kjo quhet reaksion kimik. Hyrja e lëndëve në reaksionin kimik, influenca e tyre reciproke bëhet me pjesët më të vogla të tyre. Këtyre pjesëve më të imta të lëndeve u themi atome. Çdo trup përmbëhet nga atomet. D.m.th. trupat janë grumbull atomesh. Megjithëse konstruksionët e atomeve ndërmjet tyre kanë përngjashmëri, madhësia dhe pesha ndryshojnë. Sot njihen njëqindë e pesë atome. Atomi më i madh është aq i vogël, sa që nuk mund të duket edhe në mikroskopin më të përsosur. Me bashkimin e atomeve të përngjashëm ndërmjet tyre, formohet elementi (trupi i thjeshtë). D.m.th. se për 105 lloj atomesh janë 105 trupa të thjeshta. Hekuri, squfuri, zhiva, gazi i oksigjenit, qymyri janë nga një element. Nga bashkimi i atomve të ndryshëm del trupi i përbërë. Të këtilla trupa të kompozuara ka me mijëra. Uji, lëngjet, alkoli, kripa, gëlqerja janë trupa të kompozuara. Trupa të kompozuara dalin në shesh nga bashkimi i dy ose më tepër trupash shumë të thjeshta. Bashkimet e trupave të thjeshta bëhen me bashkimet e atomeve ndërmjet tyre.

Të gjitha trupat, p.sh. malet, detrat, çdo lloj bimësh dhe kafshësh, që të gjitha këto gjithnjë formohen nga ato 105 elementë. Material ndërtimi i çdo trupi, qoftë i gjallë apo jo, gjithnjë janë këto 105 elementa (të zbuluara deri tani). Të gjitha trupat formohen nga bashkimi i atomeve të njërit ose të disave nga keto elementa ajri, dheu, uji, ngrohtësia, drita, elektriku dhe mikrobet bëhen shkak për coptimin e trupave të kompozuara ose për bashkimin e trupave. Asnjë ndryshim nuk ndodh pa shkak. Me rastin e këtyre ndryshimeve, elementët, d.m.th. material ndërtimi i këtyre egzistencave, ndërrojnë vend nga trupi në trup, ose duke u ndarë nga një trup, kalojnë në gjëndje të lirë. Ne e shohim zhdukjen e trupave. Ne vetëm mendojmë se e shohim këtë zhdukje, por mashtrohemi, sepse zhdukja dhe krijimi që tregon kjo pamje, nuk është gjë tjetër, por vetëm ndryshimi i lëndeve. Zhdukja e një trupi, p.sh. dekompozimi, zhdukja e të vdekurit, bëhet në varr në formën e egzistencësdhe të pranisë së trupave të rinj, të ujit, gazeve dhe të lëndeve tokësore. Lëndët e reja të formuara me rastin e një ndryshimi nëse nuk do të ndikojnë në organët tona të shqisave, nuk mund të kuptojmë krijimin e tyre.

Nga kjo arsye për lëndën e mëparshme që pësoi ndryshimin, themi se u zhduk.

Shohim se forma e çdo njërit nga 105 elementet ndryshon. Shohim gjithashtu se në çdo element ndodhin ngjarje fizike dhe kimike. Një element po të bashkohet me përmbajtjen e një komponimi, kalon në gjendje të jonit. D.m.th. se elektroni jep ose merr atome. Ne këtë mënyrë veçoritë të ndryshme fizike dhe kimike ndryshojnë. Atomet e çdo elementi janë të kompozuara nga pjesët më të vogla bërthamore që quhen elektron. Bërthama është në mesin e atomit. Përveç hidrogjenit, bërthamat e të gjitha atomeve janë të formuara nga grimca shumë të imta, të ashtuquajtura proton dhe neutron. Protonët janë të ngarkuara me elektricitet pozitif. Neutronët nuk kanë ngarkesë elektrike. Elektronet janë copa të imta negative dhe rrotullohen rreth bërthamës. Elektronet rrotullohen pa pushuar në vijën e pikënisjes edhe i ndërrojnë vijat e pikënisjes së tyre në trajektore.

Në bërthamat atomike bëhen ndryshime dhe mund të bombardohen. Këto kuptohen nga elementet të quajtura radioaktif. Në këtë coptimin të bërthamave shohim se një element shndërrohet në një tjetër dhe kuptohet se lëndët duke u-zhdukur, shndërrohen në energji. Ky ndryshim është shqyrtuar bile edhe nga Ajnshtajni[1]. Trupat e përbërë ndryshojnë, po ashtu edhe elementët gjithnjë janë duke u ndërruar nga një gjëndje në një tjetër. E gjallë ose jo, çdo lëndë është duke u ndryshuar, e vjetra zhduket dhe ajo e reja krijohet. Çdo i gjallë (çdo bimë, çdo kafshë) që sot egziston, më parë nuk egzistonte. Ka patur gjallesa të tjera. Edhe pas një kohe asnjë i gjallë nga të sotmit nuk do të mbetet, do të jenë të tjera gjallesa. Edhe të gjitha qënjet jo të gjalla që janë po këtë fat do të kenë. Qoftë i gjallë ose jo, çdo egzistencë, p.sh. hekuri që është vetëm një element, ose guri, kocka, që janë të kompozuar nga disa elementë, të gjitha lëndët, edhe ato më të imtat gjithnjë janë duke pësuar ndryshime. Të vjetrat janë duke u zhdukur dhe të tjera janë duke u krijuar. Nëse veçoritë e lëndës egzistuese dhe ato të lëndës së zhdukur kanë ngjasime ndërmjet tyre, njeriu nuk është në gjëndje që ta kuptojë këtë ndryshim dhe për lëndën mendon se ajo është gjithnjë në egzistencë. Kjo i ngjan kësaj: në kinema në shiritin e filmit që është duke ecur, çdo çast

---

[1] Fizikanti çifut Ajnshtajni vdiq më 1375 (Kr. 1955)

përpara objektivit shkojnë e vijnë vizatime të tjera. Spektatorët duke mos e kuptuar këtë, mendojnë se në perde është duke lëvizur i njëjti vizatim pa shkëputje. Kur letra duke u djegur bëhet hi, këtu themi se letra u zhduk dhe u krijua hiri. Kur akulli shkrihet, themi se u zhduk akulli, kurse uji u krijua. Shkenca moderne mbi lëndën është përshkruar gjerësisht në librin Se'adetul ebedije.

Në fillim të librit Sherh-i akaidit thuhet se: Të gjitha egzistencat janë shenjë për egzistencën e Allahut teala, për arsye se dëshmojnë egzistencën e Tij, të gjitha krijesave u themi *Alem*. Alem do të thotë botë. Edhe për egzistencat e të njëjtit lloj themi se janë secili nga një alem. P.sh. alem-bota njerëzore, bota e engjëjve, bota e kafshëve, bota e lëndëve jo të gjalla. Ose për çdo trup mund të themi se është një botë më vehte.

Ne faqen 441 të librit Sejjid Sherif Ali Xhurxhana, i cili ka vdekur në vitin 816 (p.Kr.1413) thotë se Alem-bota, çdo gjë është hadith, që do të thotë se janë krijesa dhe që duke mos qenë, janë krijuar. Në lidhje me këtë, mund të parashtrohen katër gjëra:

1- Sipas Muslimanëve, Çifutëve, Krishterëve dhe adhuruesve të zjarrit, edhe lëndët edhe vetitë e trupave janë që të gjitha hadith (duke mos qenë janë krijuar më pas).

2- Sipas Aristotelit dhe filozofëve të mendimit të tij, edhe lëndët edhe vetitë e trupave janë kadim, d.m.th. se janë t'amshueshme, gjithnjë egzistojnë. Shkenca moderne e kimisë tregon se ky mendim është kategorikisht i gabuar. Ata që mendojnë kështu dalin nga islami dhe bëhen jobesimtar. Edhe Ibn Sina[1] edhe Farabi[2] kanë pohuar këtë gjë.

3- Sipas filozofëve para Aristotelit lëndët janë kadim (të amshueshme), kurse vetitë e tyre janë hadith (të krijuarë më pas). Edhe sot shumë nga shkencëtarët kështu mendojnë.

4- Nga ana e askujt nuk është paraqitur se lëndët janë hadith dhe se vetitë janë kadim. Dijetari Kalinos nuk ka parashtruar asnjë mendim mbi këto katër pikëpamje.

Me disa metoda, muslimanët kanë dëshmuar se lëndët dhe vetitë

[1] İbni Sina Husein vdiq më 428 (Kr.1037).
[2] Muhammed Farabi vdiq më 339 (Kr.950).

e tyre janë hadith. Metoda e parë është se lëndët dhe të gjitha pjesët e tyre më të imta janë gjithnjë duke pësuar ndryshime. Një gjë që ndryshohet nuk mund të jetë kadim (përjetshëm), por duhet që të jetë hadith. Sepse proçesi i krijimit të çdo lënde para asaj nuk mund të shkojë në pafundësi. Këto ndryshime duhet të kenë një fillim, d.m.th. se nevojitet që lëndët e mëparshme të jenë krijuar nga mosegzistimi, nga asgjëja. Po të mos ishin lëndët e mëparshme të krijuar nga asgjëja, sjell që krijimi i lëndës së më pasme nga ajo, po të shkonte në pafundësi, formimi i lëndeve njëra nga tjetra nuk do të kishte një fillim dhe sot duhesh që mos të egzistonte asnjë lëndë. Egzistimi i lëndëve dhe formimi i tyre njëra nga tjetra tregojnë se janë shumëzuar nga lëndët të mëparshme të krijuara nga asgjëja. Përveç kësaj themi se për një gur që bie nga qielli, nuk mund të thuhet se ka ardhur nga e amshueshmja, pafundsia. Sepse pafundësi do të thotë nuk ka as fillim, as fund. Ardhja nga pafundësia do të thotë ardhja nga asgjë. Të mendohet për një gjë se ka ardhur nga pafundsia është injorancë e madhe dhe nuk përputhet as me llogjikën e as me fenë. Si kjo është edhe formimi i njerëzve njëri nga tjetri, gjë që nuk mund te vijë nga pafundësija. Duhet që të kenë filluar të prodhohen nga një diçka e krijuar nga asgjëja. Kur edhe njeriu i parë nuk është i krijuar nga mos egzistenca, por nga dheu, nëse thuhet se formimi i njerëzve njëri nga tjetri vjen nga pafundësija, duhet që të mos egzistonte asnjë njeri. Kështu ka ndodhur me çdo qënje. Nëse për formimin e lëndëve dhe trupave njëri nga tjetri thuhet se: kështu ka ardhur, kështu do të vazhdojë, lëndët e mëparshme të krijuara nga asgjëja nuk egzistojnë, është injorancë dhe bie në kundërshtim dhe nuk përputhet me shkencën dhe me llogjikën. Ndryshimi nuk tregon të qënët të pafund e nuk tregon krijim nga asgjëja. D.m.th. se nuk tregon me qenë Uaxhib-ul-vuxhud, por tregon qënjen Mumkin-ul-vuxhud.

*Pyetje*: Nqs vetë Allahu tea'la është pafillim, po botës a s'i takon të jetë edhe ajo pa fillim?

*Përgjigje*: Gjithmonë shohim se krijuesi, i cili është i përjetshëm, i ndryshon lëndët dhe pjesët më të imta të saj. Duke i zhdukur ato, e në vend të tyre krijon të tjera. Krijuesi i përjetshëm, sipas vullnetit të tij, kur do dhe kur dëshiron gjithmonë i krijon lëndët nga njëra-tjetra. Ashtu si ka krijuar botërat, çdo lëndë dhe çdo pjesë të saj më të imët me arsyen dhe me vullnetin e tij, kur do i krijon edhe nga mosqenja e tyre. Po kështu nëse dëshiron me vullnetin e fortë të Tij,

pa ndërmjetsim dhe pa arsye, çdo gjë e krijon nga mosqënja e tyre.

Ai që beson se botrat janë krijuar më pas (pas përjetshmërisë) dhe nëse beson në pavdekshmërinë e tyre, do të thotë se këto nuk do të egzistojnë më dhe se qënjet duke mos qenë, pastaj janë krijuar e përsëri do të zhduken. Edhe tani e shohim zhdukjen e shumë qënjeve. Për të qenë musliman, kërkohet që të besohet se lëndët dhe trupat d.m.th. çdo qënje është krijuar nga mosqënja, nga asgjë, dhe se përsëri do të zhduken dhe nuk do të egzistojnë më. Shohim se trupat duke mos qenë, më vonë janë krijuar dhe se përsëri nuk do të jenë. Shohim se nuk kanë mbetur format dhe veçoritë e tyre. Më sipër treguam se trupat duke u zhdukur, me gjithë se lëndët e tyre mbeten, por edhe këto lënde nuk janë të përjetshme dhe se shumë mëparë janë krijuar nga Allahu teala dhe se Allahu teala të gjitha ato, ditën e kijametit do t'i zhdukë përsëri. Shkenca e sotme nuk e kundërshton këtë. Të mos i besosh kësaj, do të thotë të akuzosh shkencën. Njëkohësisht do të thotë të jeshë armik i Islamit. Islami nuk i refuzon dituritë shkencore, por refuzon tezën e ndalimit të diturive fetare dhe ndalimin e lutjeve (ibadetet). Edhe dituritë shkencore nuk e mohojnë Islamin, përkundrazi atë po e vërtetojnë nga dita në ditë.

Bota duke qenë hadith, egziston nga një krijues që e ka krijuar atë nga mosqënja. Më lart treguam se asnjë ngjarje nuk mund të formohet nga vetvetja. Sot nëpër fabrika prodhohen me mijra ilaçe, orendi shtëpie, lëndët industriale dhe tregtare, paisjet elektronike, mjete luftarake etj. Shumica e këtyre prodhimeve bëhen pas llogaritjeve e pas eksperiencave të gjata. Të paktën sikur vetëm për njërin nga këto prodhime s'mund të thonë se u krijua vetvetiu. Përkundrazi thonë se këto u bënë duke ditur dhe me dashje, dhe thonë se duhet që të egzistojë një ndërtues i të gjithave atyre. Nga ana tjetër për miliona lëndë dhe dukuri të cilat janë konstatuar tek gjallesat e tek sendet dhe që në çdo shekull janë zbuluar si më të rejat, më delikate dhe që përmbajtja e të cilave ka mbetur e pakuptuar, thonë se janë krijuar rastësisht nga vetvehtja. Kjo hipokrizi çfarë mund të jetë tjetër, përveç se një kokëfortësi dhe një çmënduri. Shihet se egziston Një dhe i vetmi Krijues që krijon çdo lëndë dhe lëvizje. Ky krijues është Uaxhib-ul-vuxhud, Allahu teala. Vetëm Ai egziston vetvetiu, nga vetvetja. Duhet që të egzistojë dhe do të jetë gjithmonë. Për të qenë egzistues Ai nuk ka nevojë për asgjë. Po të mos ishte e nevojshme

që Ai të egzistonte, atëherë do të ishte Mumkin-ul-vuxhud. Do të ishte ashtu siç edhe botërat janë hadith, do të ishte krijesë. Egzistenca jonë është e lidhur ngushtë me egzistencën e Tij. Krijesa formohet nga ndryshimi i një krijese tjetër ose nga mosqenja e saj. Edhe atë duhet që t'a ketë krijuar një krijues. Kështu që krijesa të pa fund janë të nevojshme. Siç thamë edhe më lart, nëse mendojmë se ndryshimet tek krijesat nuk mund të jenë të pafund, kuptohet se edhe krijuesit nuk do të munden të jenë të pafund, kuptohet se krijimi duhet që të fillojë nga krijuesi i parë. Sepse, nëse themi se krijimi i krijuesve njëri me tjetrin, shkon në pafundësi, nuk duhet që të egzistonte asnjë krijues. Ja, pra krijuesi i parë, i mëparshëm që është i pakrijuar, është krijuesi i vetëm i krijesave. Para dhe pas Tij nuk ka tjetër krijues. Krijuesi nuk mund të jetë i krijuar. Ai është gjithnjë. Ai po të mos jetë një çast, çdo gjë zhduket. Uaxhib-ul-vuxhud nuk ka nevojë për asgjë dhe në asnjë mënyrë nuk mund të jetë i varur nga dikush. Krijuesi i tokave, i qiejve, atomeve, gjallesave duhet që të ketë një fuqi të pafund, duhet të jetë i plotditur, sepse krijon çdo gjë në harmoni, çdo gjë që dëshiron duhet që t'a realizojë. Duhet që të jetë një dhe vetëm Ai dhe asnjë ndryshim nuk bëhet pa lejen e Tij. Po të mos ketë një fuqi të pafund, të mos jetë i ditur për të krijuar lidhjet mes gjallesave, nuk mund të krijojë dot asnjë krijesë. Ky krijues po të jetë më shumë se një, në krijimin e diçkaje nëse nuk bien në kompromis, çdo gjë shkatërrohet. Atëherë nuk mund të jenë shumë krijues dhe se gjërat e krijuara nga ata bëhen të ngatëruara dhe në diz’harmoni. Për t'u informuar më tepër mbi këtë, lexoni shënimet e Ali Ushi-t[1], nga libri i i tij Kasidetul Emel në arabisht dhe turqisht.

Tek krijuesi nuk bëhet asnjë ndryshim. Siç është tani, ashtu ka qenë edhe para se të krijonte botën. Ashtu siç ka krijuar çdo gjë nga mosqenja, edhe sot gjithnjë është duke krijuar. Sepse ndryshimi tregon të jeshë krijesë, tregon krijimin nga mosqenja. Më lart treguam se Ai gjithnjë është dhe se nuk do të zhduket kurrë. Për këtë arsye tek Ai nuk mund të presim asnjë ndryshim. Krijesat, siç kanë patur nevojën e Tij në krijimin e tyre të parë, ashtu edhe çdo çast e kanë këtë nevojë. Krijuesi i të gjitha qënjeve është vetëm Ai. Ndryshimet vetëm Ai i bën. Ai me arsye bën të

---

[1] Ali Ushi vdiq më 575 p. H (1180 p. Kr.)

mundur që njerëzit të jetojnë në qetësi e të jenë të edukuar e të moralshëm. Ashtu siç krijon arsyen, njëkohësisht bën të mundur që ato të influencojnë e të bëjnë vepra. Njerëzit bëhen mjet që arsyet të ndikojnë në punët e tyre.

Kur e merr uria, njeriu do që të hajë diçka. Kur sëmuret, e përdor arsyen që të përdorë ilaçe. D.m.th. se njeriu bëhet mjet që Allahu teala t'i japi shëndet. Për të ndezur qiriun ndezim çakmakun. Për të përfituar hidrogjenin, mbi zinkun derdhim një sasi acidi, për të bërë çimento, ngrohim duke e përzier gurin e gëlqeres me argjilin. Për të patur qumësht, duhet që të ushqejmë lopën. Për të patur energji elektrike, duhet që të ndërtojmë hidrocentrale. Për të ndërtuar çdo lloj fabrikash, duke përdorur arsyen, njerëzit janë duke u bërë ndërmjetës që të krijohen gjëra të reja nga Allahu teala. Edhe vullneti i fortë dhe fuqija e njeriut janë nga një arsye për të besuar krijimin nga Allahu teala. Allahu teala kështu do, dhe të krijon. Duket pra, se të thuash: njeriu krijoi, nuk përputhet me mendjen dhe me fenë, kjo është një fjalë boshe pa kuptim dhe arbitrare.

Njerëzit duhet që t'a duan këtë Krijues të vetëm, i cili i ka krijuar ata, dhe që bën të mundur që të mbijetojnë, dhe ua siguron të gjitha gjërat e nevojshme për ta. Njerëzit duhet që të jenë rob të Tij. Krijesat duhet që t'i luten Atij, duhet që t'a adhurojnë, t'i binden e t'a nderojnë gjithmonë. Allahu është një dhe është Uaxhib-ul-vuxhud dhe e ka emrin Allah. Robët e tij nuk kanë të drejtë që t’ia ndryshojnë emrin, të cilin vetë Ai na ka bërë të ditur. Kjo do të ishte një punë e padrejtë dhe do të ishte një ofezë shumë e keqe.

## LETRA E SHEREFUDDIN MUNIRIT "RAHIME-HULLAHU TEALA"

Një nga dijetarët Islam që ka jetuar në Indi, Sherefuddin Ahmed bin Jahja Muniri, rahime-hullahu alejh, në letrën e tetëmbëdhjetë të librit të tij Mektubat na tregon:

Shumë prej njerëzve duke u nisur me dyshim dhe përfytyrime, janë duke rënë pre e mashtrimit. Një pjesë e tyre me mendime të prishura thotë se: "Allahu i Lartësuar nuk ka nevojë për lutjet tona". Lutjet nuk kanë asnjë dobi për Të. Lutjet dhe kundërshtimet e njerëzve janë një lloj përpara Madhësisë së Tij. Ata që luten, thonë ata,-vuajnë shumë dhe kanë mërzitje të kota. Të mendosh kështu është plotësisht e gabuar. Mendime të tilla rrjedhin nga shkaku se nuk e njohin mirë Islamin. Po ashtu edhe ata që mendojnë se lutjet janë të dobishme për Allahun teala dhe se ato janë të urdhëruar që ti bëjnë, është një mendim shumë i gabueshëm. Ata mendojnë gjëra që janë të pamundura për të qënë. Lutja e secilit është e dobishme vetëm për veten e vet. Kjo është e vertetë dhe Allahu teala na urdhron haptazi në ajetin 18. të sures Fatir. Ai që gabon në mendime të tilla i ngjan të sëmurit që s'mban perhizë. Mjeku duke i rekomanduar një dietë të caktuar për sëmundjen e tij , dhe ai duke refuzuar këtë këshillë dhe kusht të mjekut, nuk i sjell dëm tjetërkujt përveç vetes së tij. Fjala e tij, se mjekut nuk i vjen dëm prej kësaj është e drejtë, por ai dëmton veten. Mjeku e ka këshilluar që të bëjë perhizë jo se përfiton vetë, por që ai të shërohet. Nëse e ndjek këshillën e mjekut, shërohet, e në të kundërtën ai vdes dhe natyrisht mjekut nga kjo, nuk i vjen asnjë e keqe.

Një pjesë e njerëzve me mendime të prishura, nuk i bëjnë me vend lutjet dhe adhurimet ndaj Allahut. Nuk ruhen nga haramet dhe nuk i përshtaten Islamit. Ata thonë: Allahu është mëshirues dhe mëshirbërës. Atij i dhimbësen robët e tij, Ai është falës i madh, nuk torturon askënd. Po, fjalët e para janë të drejta, por ato të fundit janë të gabuara. Këtu shejtani i mashtron ata, i çon në rebelizëm. E ndërsa ai që përdor llogjikën, nuk mashtrohet nga

këto fjalë. Allahu teala është mëshirplotë, falës i madh, njëkohësisht edhe dënon rreptësisht dhe të djeg thellë në zemër. Shohim se në këtë botë shumë njerëz janë të detyruar që të jetojnë në varfëri e mjerim. Pa u rezervuar Allahu i privon robët e Tij në mënyra të shumta. Megjithëse është dhurues i madh dhe jep të mira të shumta, po të mos ndajnë zekatin në bujqësi, nuk u jep asnjë kafshatë buke. Megjithëse, Ai bën të mundur që të jetojë çdo njeri, por jo atë që nuk ha e nuk pi. Të sëmurit që nuk përdor ilaç, nuk i jep shëndet. Dhe ato që në botën e tyre shpirtërore janë të varfër ai nuk i jep begati. Allahu ka krijuar shkaqe për të jetuar, që të mos jetë i sëmurë, por edhe që të jetë pronar i pasurisë, si dhe i të gjitha të mirave të tjera të botës. Për ata që nuk i u binden këtyre kushteve por zgjedhin rrugë të tjera, nuk ka mëshirë, atyre nuk ju ka dhënë nga mirësia e Tij. Po kështu ndodh edhe me të mirat e Ahiretit, sepse nuk iu jep mundësinë që të përfitojnë nga ato. Pabesinë dhe injorancën i ka bërë helm vdekjeprurës për shpirtin. Edhe përtesa, e sëmur shpirtin. Po të mos i gjendet ilaçi, shpirti sëmuret, dhe vdes. I vetmi ilaç ndaj fyerjes (kufrit) dhe i injorancës është dituria dhe veprat shëmbullore. Kurse ilaçi i përtesës është falja e namazit dhe të sjellësh në vend lutje të tjera ndaj Allahut. Nëse dikush në botë pinë helm dhe thotë se Allahu është i mëshirshëm, më ruan, ai padyshim sëmuret dhe vdes. Nëse dikush bën diçka kundra recetës apo dietës së tij, sëmundja e tij dihet që do të rëndohet edhe më tepër. Përshtatja ndaj epshit, realizimi i të gjitha dëshirave të trupit, e sëmur shpirtin dhe zemrën. Nëse njeriu beson se është mëkat dhe e dëmshme ti përshtatesh epshit, nuk e vret zemrën e tij. Nëse nuk beson se është e dëmshme, atëhere ai bëhet sadist i vetvetes. Ai që nuk beson, bëhet mohues. Dhe mosbesimi është helmi i zemrës dhe i shpirtit.

Një pjesë tjetër e njerëzve me mendime të prishura duke agjëruar në mënyrë jo fetare, i vrasin shpirtrat dhe heqin dorë nga kjo botë me vet sakrifikim. Në këtë mënyrë ata duan që t'i zhdukin nga rrënja gjërat që nuk janë në përputhje me Islamin, p.sh. dëshirën për epshin, dëfrimin si dhe hidhërimin. Ata mendojnë se Islami urdhëron zhdukjen e tyre duke vuajtur. Duke hequr dorë nga të këqijat dhe ushqimi, shohin se këto dëshira të tyre të këqija nuk zhduken. Kujtojnë se Islami urdhëron gjëra të pamundura për njerëzit. Ata thonë: Ky urdhër i Islamit nuk mund të zbatohet. Njeriu nuk mund të shpëtojë nga veset që gjenden në qënjen e tij. Të mundohesh për shpëtimin nga këto është si të mundohesh që

njeriun e zi ta bëjmë njeri të bardhë. Duke u munduar të bëjmë diçka të pamundur, harxhojmë jetën më kot. Por këta mendojnë dhe veprojnë gabueshëm. Sidomos fjalët e tyre se Islami është ai që ka urdhëruar në këtë mënyrë, janë plotë me injorancë dhe çmënduri. Islami nuk urdhëron zhdukjen e epshit, dëfrimit, hidhërimit dhe të karaktereve të tjera të njerëzve por frenimin dhe kushtëzimin e tyre. Të flasësh siç flasin këta, do të thotë shpifje për Islamin. Po të kishte urdhëruar kështu islami tek Muhammedi alejhis-selam nuk do të ndodheshin këto atribute, sepse edhe vetë Muhammedi alejhis-selam thoshte se: “Edhe unë jam njeri, edhe unë mund të zemërohem”. Me të vërtet, herë pas herë është parë që të zemërohet, por gjithmonë zemërimi i tij ka qenë për hir të Allahut. Allahu teala në Kur'anin e shejtë në ajetin 134. të sures Ali Imran i lavdëron ata që i mundin hidhërimet me durim. Një njeri me mendim të gabuar që thotë se: njeriu duhet që t'a zhduki epshin (dëshirat e tyre shpirtërore), është krejtësisht e gabuar. Martesa e Resulullahut alejhis-selam me nëntë gra radiallahu anhu tregon haptazi se ky mendim i tyre është i gabuar. Po të bie reputacioni i njeriut, kërkohet që t'a rifitojë atë. Po kështu është edhe me hidhërimin. Kryetari i familjes bashkëshorten dhe fëmijët e tij i ruan nëpërmjet hidhërimit. Islami me ndihmën e këtij atributi bën lutfë të shenjtë (xhihad) me armiqtë. Në sajë të epshit njerëzor, kryetarë të familjes pas vdekjes do të përmenden me nder. Këto janë gjëra që Islami i lavdëron, ato i pëlqen dhe i lartëson.

Islami nuk urdhëron mosqënjen e epshit e të hidhërimit, vetëm se duhet që të dominohet mbi ato, duhet që të merren në dorë sipas fesë. Kjo komentohet kështu: “Kalorësi nuk do t'a vrasi kalin, as gjuetari nuk do t'a vrasi qenin. Këto (kalin dhe qenin) duke i edukuar do të përfitojë nga ata. D.m.th. se epshi dhe hidhërimi janë si kali i kalorësit dhe qeni i gjuetarit. Pa qenë këto dy, të mirat e Ahiretit nuk mund të përfitohen. Por, që të përfitohen këto, duhet që të edukohen dhe kultivohen e të përdoren sipas fesë. Nëse nuk edukohen, bëhen kryengritës dhe rebelë kundrejt fesë. Nëse i tejkalojnë kufinjtë e fesë, atëherë njeriun e çojnë në shkatërrim. Që të zhdukim këtë pjesë të karakterit tonë, nuk duhet të rrimë pa ngrënë dhe pa pirë, por duhet që me edukimin e tyre ti përshtatemi fesë. Kjo është e mundur që të sigurohet për çdo njërin nga ne.

Një pjesë tjetër e njerëzve me mendim të gabuar janë ata që

mashtrojnë veten. Këta thonë se: Çdo gjë është e destinuar që nga e përjetshmja. Fëmija, para se të lindë kuptohet se është Sa'id, i lumtur, ose Shaki i palumtur dhe rebelues. Kjo më vonë nuk ndryshon. Prandaj lutjet nuk sjellin dobi. Resulullahu alejhis-selam, ka shpjeguar se Kadaja (krijimi i çdo gjëje me dëshirën e diturinë e Allahut) dhe Kader (fati) nuk do të ndryshojnë dhe se çdo gjë është e destinuar që në përjetshmëri. Sikur edhe as'habët të kishin thënë: Të mbështetemi në destinimin që në përjetshmëri, mos të lutemi, mos të bëjmë ibadet. Si përgjigje këtyre Resulullahu u tha: "Lutuni dhe bëni ibadete. Për çdo njërin, për të bërë atë të destinuarë në përjetshmëri, është kollaj. D.m.th. se për njerëzit që në përjetshmëri është thënë Sa'id (të lumtur) duhet që të punojnë për ta merituar atë emër. Nga kjo kuptohet se: lutjet dhe rebelizmi i atyre për të cilët është përcaktuar që në përjetshmëri i ngjajnë asaj që në përjetshmëri është destinuar të jenë me shëndet të mirë e të marrin ilaçe kur të sëmuren, dhe për ata që është e destinuar që të mos ushqehen e të mos marrin ilaçe. Për ata që në përjetshmëri janë destinuar që të vdesin nga uria e sëmundjet, nuk bëhen rrisk që të ushqehen e të marin ilaçe. Për njeriun që është destinuar që të pasurohet, i hapen rrugët e pasurimit të tij. Për njeriun që i është destinuar të vdesi në lindje, i mbyllen rrugët e perëndimit. Flitet se Sulejmanit alejhis-selam i vjen Azraili alejhis-selam dhe me vërejtje e shikon njërin nga të pranishmit që ndodheshin aty. Ky njeri u tremb nga shikimi i ashpër i engjëllit dhe mbasi iku Azraili alejhis-selam, ju drejtua Sulejmanit alejhis-selam me lutje që t'i japi urdhër erës për t'a çuar në një nga viset e perëndimit, se donte që ti shpëtonte Azrailit alejhis-selam. Kur erdhi përsëri Azraili alejhis-selam, Sulejmani alejhis-selam e pyeti se përse e shikoi ashtu ashpër atë njeri. Azraili alejhis-selam u përgjegj: "Kisha marë urdhër që pas një ore në një nga qytetet në përendim të marr shpirtin e atij njeriu. Por, duke e parë pranë teje, nga habitja e pashë me qortim. Duke ju bindur urdhërit, shkova në përëndim dhe pasi e gjeta atje, ia mora shpirtin. Kjo ngjarje është e përshkruar me hollësi në veprën Mesnevi të dijetarit Xhelaluddini Rumi radiallahu anhu[1]. Këtu pamë destinimin në përjetshmëri të këtij njeriu. Ky njeri u tremb nga Azraili alejhis-selam dhe pas lutjes së tij Sulejmani alejhis-selam iu bind atij. Në

---

[1] Xhalalluddin-i Rumi ka vdekur me 672 (p.Kr. 1339) në Konya (Turqi)

këtë mënyrë fati i tij nëpërmjet një sërë shkaqesh u zbatua. Ashtu është edhe besimi i njeriut për të cilin është thënë që të jetë i lumtur që në krijim duke vuajtur nga uria, i bëhet rrisk që t'i përmirësohen veset e këqija. Në ajetin 125. të sures En'am thuhet se për ta çuar robin e vet në rrugë të drejtë, Allahu teala në zemër të tij rrënjos Islamin. Për njeriun të pa fat të destinuar për në Xhehennem vlerësohet, se ai njeri nuk duhet që të lutet. Duke menduar kështu, ai njeri nuk lutet dhe ky qëndrim i tij që nuk lutet, tregon se ai është shakij që në krijim të tij. Duke u nisur nga kjo, ai nuk lutet dhe mbetet injorant përgjatë gjithë jetës së tij. Në këtë mënyrë ai nuk përpiqet dhe nuk mëson dhe mbetet injorant. Nëse një bujku i është destinuar që duke punuar tokën të mari prodhime të bollshme, atij i bëhet rrisk që ta lëvrojë arën, e ta mbjelli farën. Kështu është edhe me ata për të cilët është thënë sa'id në përjetshmëri, këta besojnë dhe luten. Ai që është i pandërgjegjshëm në llogjikën e tij këtë nuk mund ta kuptojë. Ai thotë se çfarë lidhje kanë besimi dhe të luturit me atë të jeshë i destinuar, si dhe çfarë lidhje ka mohimi i Allahut me fatin? Njeriu me mendjen e tij të shkurtër do që të kuptojë këtë lidhje. Mundohet që çdo gjë ta zgjidhë me mendjen e tij. Por mendja e njeriut është e kufizuar dhe nuk mund të arsyetojë mbi ato gjëra që nuk i koncepton. Isai alejhis-selam ka urdhëruar: “Nuk e pata të vështirë që t'i shëroj të lindurit të verbër e që t'i ringjall të vdekurit, se sa ti tregoja fjalën e drejtë një injoranti”. Allahu teala me diturinë dhe arsyetimet e Tij të pakufizuara, disa rob të Tij i lartëson deri në shkallën e ëngjëllit, bile edhe përmbi ta. Por disa i ul deri në shkallën e kafshëve, të qenit e të derrit.

Këtu mori fund përkthimi i letrës së tetëmbëdhjetë .

Në librin Mektubat të dijetarit Sherefuddin Ahmed bin Jahja Munirit janë njëqind letra. Kjo vepër e tij është shkruajtur më 741 pas Hixhrit (1339 p.Kr.) dhe më 1329 pas Hixhrit (1911 p.Kr.) është botuar në Indi. Dorëshkrimi gjendet në bibliotekën Sulejmanije në Stamboll. Në letrën 76. na bëhet e njohur:

Se'ade (lumturi) do të thotë të jeshë nga banorët e Xhenetit, kurse Shekave (fatkeqësi) do të thotë të jeshë nga banorët e Xhehennemit. Këto dy kuptime janë si dy thesarë të Allahut. Çelësi i thesarit të parë është çdo gjë që e pëlqen Allahu teala si dhe lutjet e njerëzve. Çelësi i dytë i thesarit është ma'sijjet, mëkatet, gabimet. Allahu i ka destinuar çdo njërit që në përjetshmëri të jetë i lumtur

ose fatkeq. Atij që i është thënë i lumtur në përjetshmëri i jepet çelësi i lumturisë në botë. Ky njeri i bindet Allahut. Edhe atij që i është thënë fatzi në botë i jepet çelësi i mëkatarit. Ky njeri gjithnjë bën gjynahe. Në botë çdo njeri duke e parë çelësin e vet që i është dhënë, mund të kuptojë nëse është Sa'id ose Shaki. Njeriu i fesë që është dhënë pas botës, këtë nuk mund t'a dijë. Çdo gjë e lartë dhe çdo e mirë i bindet dhe i lutet Allahut. Dhe çdo e keqe dhe dëshpërim rrjedh nga gjynahet e bëra. Fatkesitë që i vijnë çdo njeriu, i vijnë nga gjynahet e bëra. Rehatija dhe qetësia vijnë nga bindjet. Çdo gjë që i vjen sh e ëmbël shpirtit, mos të mendohet se është lumturi. Gjithashtu hidhërimi dhe e këqja që i vijnë shpirtit, mos të mendohen se janë fatkeqsi dhe shkak për kryengritje dhe rebelizëm. Në Mesxhidi Aksa në Palestinë, një njeri që e ka kaluar jetën duke bërë zikër (duke kujtuar Allahun) dhe duke u lutur, për arsye se ka lënë pas dore vetëm një nga sexhdet është dëmtuar aq shumë, sa që u bë mëkatar. Nga ana tjetër qeni i As'habi Kehf-it[1], me gjithë se ka qenë tepër i fëlliqur dhe qen rrugësh, vetëm se i ndoqi disa hapa besimtarët, u lartësua aq shumë dhe se asnjëherë nuk do të bjerë nga ajo gradë. Kjo ngjarje e habit njeriun. Me shekuj dijetarët nuk mundën t'a zgjidhnin këtë sekret. Mendja e njeriut nuk është në gjëndje që t'a kuptojë këtë arsyetim. Allahu teala, Ademit alejhis-selam i tha që të mos hajë nga kjo pemë, por ai deshi që të hante. E urdhëroi Iblisin që t'i bie në sexhdet (t'i përulet) Ademit alejhis-selam, por ai nuk ju bind. “Kërkomëni mua”, urdhëroi. Por takim nuk deshën. Udhëtarët e rrugës hyjnore përveç se: Nuk kuptuam asgjë,-nuk mundën të thonë asgjë tjetër. Ç'na takon neve që të themi? Ai nuk ka nevojë për besimin dhe lutjet e njerëzve. Njerëzit të jenë jobesimtarë dhe të bëjnë gjynahe, Allahun nuk e dëmton. Ai nuk ka nevojë për krijesat e Tij. Diturinë e krijoi për të pastruar egërsinë, injorancën dhe të keqen. Injorancën e krijoi që të jetë arsye për të bërë mëkate, mjerë ai që se kupton! Nga dituria lindin besimi dhe gjëra që Allahu teala i pëlqen, kurse nga pabesija dhe mohimi del mëkati. Gjëja, të cilën e pëlqen Allahu, qoftë edhe shumë e vogël, nuk duhet që të humbet. Mëkati qoftë edhe më i vogël, që të mos përvetsohet. Dijetarët islam kanë thënë se tri gjëra bëhen shkak për tri gjëra: Të bësh gjëra që i pëlqen

---

[1] Në kohën e imperatorit Romak idhujtarit Dokjanus shtatë të rij, që nuk e braktisën fenë e Isait alejhis-selam dhe që në Kur'an përmenden në shumë vende.

Allahu teala bëhen shkak për fitimin e pëlqimit të Tij. Të bësh gjynah bëhet shkas për hidhërimin e Allahut. Besimi bëhet shkak për të qenë i nderuar dhe i respektuar. Për këtë arsye duhet që të ruhemi që të mos bëjmë as mëkate të vogla, sepse hidhërimi i Allahut mund të jetë i madh.

Besimtari për çdo musliman tjetër duhet që ta dijë se ai është më i mirë se vetja, sepse ai mund të jetë rob shumë i dashur i Allahut. Destinimi që për çdo njeri është bërë që në fillim, kurrsesi nuk mundet të ndryshohet. Njeriu, i cili gjithmonë ka bërë gjynahe dhe nuk ka bërë gjëra që i pëlqen Allahu, në dashtë Ai, e fal. Në ajetin 30 të sures Bekara, kur melektë brohoritën: "O Allah, pse në faqen e botës i krijon njerëzit, të cilët do të krijojnë trazira", tha,- "Gjëra që s'i dini ju, unë i di. Të pamerituarët i bëj të merituar, ata të mbetur larg, i afroj. Të poshtërit i bëj të nderuar. Ju i shikoni punët e tyre, kurse unë i shikoj zemrat. Ju besoni se jeni pa gjynahe, ata strehohen në dhimbëshurinë time. Ashtu siç pëlqej që ju jeni pa gjynahe, ashtu dua që t'ia fal edhe atyre gjynahet. Atë që e di unë, ju s'e dini. Ata mund t'i pajis me bamirsinë time të pafund dhe t'i lëmoj për jetë me mirësinë time".

Sherefuddin Ahmed bin Jahja Muniri (Allahu e mëshiroftë atë) vdiq në vitin 782 (p.Kr.1380). Jetoi në qytetin Bihar të Indisë, ku e ka edhe varrin. Munir është emri i një fshati të Biharit. Biografia e tij gjërë e gjatë është shkruar në librin Akhbar-ul-akhjar të Shah Abdulhak Dehleui-t (Allahu e mëshiroftë atë). Ky libër në gjuhën perse më 1332 (p.Kr.1914) është shtypur në Indi në qytetin Dijobend dhe pastaj në Pakistan në qytetin Lahor. Librat e tij Irshad-us-salikin, Ma'din-ul-me'ani dhe Mektubat janë shumë të çmuar. Një nga dijetarët e mëdhenj të Ehl-i sunnetit Gulam-i Ali Abdullah Dehleui[1] "rahmetullahi teala alejh" rekomandon leximin e veprës Mektubat të Ahmed bin Jahja Muniri-t. Ai njofton se ky libër ndikon shumë në pastrimin e kënaqësive dhe epsheve shpirtërore.

---

[1] Abdullah Dehlevi vdiq më 1240 (p.Kr.1824) në Delhi.

# FJALORTH

Abd- rob'i Allahut.

Ahiret- bota tjetër, bota e përjetshme.

Aishe- e shoqja e dytë e Muhammedit alejhis-selam.

Akaid- mësim mbi rregullat e Islamit.

Alejhis-selam- Paqja qoftë mbi të.

Alem- gjithësia, rruzulli.

Alim- dijetar.

Amel- vepër, punë.

Ajet- verset (pjesë) kur'nor.

As'habët- Shokët e Muhammedit që ndodheshin gjithmonë pranë tij,

Balig- mosha e pjekurisë, puberteti

Bajram- festë, kemi dy bajrame fetarë: 1) Bajrami i Ramazanit dhe Kurban bajrami dhe zgjasin 3-4 ditë.

Basar- të parët, shikues (veti, atributi i Allahut teala)

Bereqet- begati.

Dexhal- njeri renacak, prishës, dëmtues, i cili do të dalë nga njerëzit, para kijametit dhe do të vritet nga Isai alejhis-selam.

Dita e kiametit- dita kur do të prishet gjithçka që egziston dhe do të ringjallen përsëri (dita e gjykimit).

Ehli bejt- pjestarët e shtëpisë dhe farefisi i Pejgamberit alejhis-selam.

Ehli kible- njerëz të të njëjtit drejtim në adhurim, drejt kiblës, Qabes.

Ehli synnet- besimtarët, ndjekësit e rrugës së Muhammedit alejhis-selam.

Esmaul husna- emrat e bukur të Allahut teala .

Eshedu en la ilahe il-lallahu ue eshhedu enne Muhammeden resulul-llahu- Dëshmoj se nuk ka tjetër Zot përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhammedi është i dërguari i Tij.

Eulija- (njejës uelij) dijetar të shquar, me besim të madh.

Fakih- dijetar, kompetent fikhu (legjistacioni)

Farz- urdhërat e Allahut teala që duhet të kryhen me doemos .

Fasik- musliman që bën gjynah, i prishur.

Fatime- e bija e Hazreti Muhammedit, e shoqja e Aliut radiallahu anhu.

Fetva- vendim i marur duke u bazuar në drejtësinë e Sheriatit

Firka- grup, bashkësi njerzish (fraksion)

Fikh- Drejtësia Islame, ligjistratura, jurispodenca Islame.

Gijbe- thashetheme, me fol për dikë në mungesë të tij.

Gjynah- mëkat, punë e keqe, e gabuar.

Habibullah - i dashuri i Allahut (përdoret vetëm për Muhammedin alejhis-selam).

Hadith- Fjala dhe vepra e Profetit alejhis-selam.

Hadith sahih- i sakt, i drejtë, i vërtetuar origjinaliteti.

Khajër- punë e mirë, vepër e mirë

Hak- e drejtë.

Khalife- khalif, kreu i muslimanëve pas Muhammedit alejhis-selam, prijësi i muslimanëve.

Khalik- krijues.

Khalk- krijim, krijesë.

Hallall- gjëra të lejuara sipas fesë.

Hamd- falenderim Allahut.

Haram- gjëra të ndaluara sipas Islamit.

Hasha- mos e dhëntë Allahu,

Hazreti- një atribut i bukur për njerëz të mëdhej në fenë Islame,zotëri.

Khatixhe- e shoqja e Pejgamberit alejhis-selam.

Hidajet- rruga e drejtë.

Khilafet- posti, selija e khalifatit.

Hikmet- arsyetim, urtësi.

Hixhaz- pjesë e gadishullit të Arabisë ku ndodhen Mekke-ja dhe Medine-ja

Khutbe- fjalim, këshilla që mbahen në xhami me rastin e namazit të Xhuma-së dhe ditëve të bajramit.

Ibadet- lutje, adhurim (namazi, zeqati, haxh etj.)

Ibahi- njerëz, të cilët gjërat të ndaluara sipas Kur'anit i interpretojnë si të lejuara.

Ilm- plotëditur, dituri e fuqishme, veti e Allahut teala.

Ilmihal- libri i rregullave të fesë.Dituri fetare.

Ilmi ledunni- diturítë hyjnore.

Imam- dijetarë i shquar i fesë, njeri i fesë që fal namazin në krye të xhematit.Prijës.

Inshaallah- në dasht Allahu.

Isme- Një nga kushtet e profetësisë.

Ixhma- unanim, konsensus i dijetarëve fetar mbi një çështje të Islamit.

Ixhtihad- interpretime të dijetarëve të ndryshëm Islam mbi urdhërat, porositë, ose mbi ndalesat, të shënuara në Kur'an.

Jexhuxh-maxhuxh- njerëz fare të shkurtër që do të dalin ditën e kijametit.

Kader- fati, caktimi iAllahut.

Kadim- i lashtë.pa fillim, që nuk i dihet fillimi.

Kada- vendimi i Allahut.

Kefare- anullimi i gjynahëve.Shpagim.

Kelam- të folurit (veti e Allahut teala)

Kerim- i nderuar, me nder, i shejtë

Kible- Vendi i Qabes, vendi ku drejtohemi për në namaz.

Kijas- krahasim ndërmjet muxhtehidve mbi një çeshtje të pasqaruar.

Kudre- Forcë, aftësia për të bërë diçka.

Kadir- fuqiplotë (veti e Allahut teala).

Kurejsh- Fisi i Muhammedit alejhis-selam.

Kufër- sharje dhe fyerje mosbesim në islam, pabesi.

Makhluk- krijesë.

Mahsher- vendi ku do të mblidhen njerëzit e ringjallur për tu gjykuar.

Malik- ëngjëll, ruajtësi i Xhehennemit.

Mekruh- diçka që nuk është haram,e papëlqyeshme për tu kryer pa patur ndonjë shtrëngim.

Melaike- (njejës melek), engjëjt

Mendub- diçka që është, diçka që është duke u bërë.

Mesxhidi Aksa- vendi i dytë i shenjtë i muslimanëve në Jeruzalem.Kudsi.

Meshijet- vullnet i fortë.

Mexhus- njeri që adhuron zjarrin.

Medh'heb- shkollë juridike a apologjike islame, drejtim.

Mi'raxh- ngjitja e Resulullahut në qiell.

Mubarek- fatlum, i shenjtë

Muhaxhirët- Mekkasit që u shpërngulën së bashku me Muhammedin alejhis-selam në Medine, të ardhur.

Mukelef- njeri që arrinë moshën e pjekurisë, pubertetit, që është ngarkuar t'i kryejë detyrat e veta si musliman.

Mulhid- quhen ata që duke mos ditur ajetet e qarta të Kur'anit, i komentojnë me gabim dhe kështu të gabuara i besojnë.

Mu'min- besimtar, musliman.

Mumkin- diçka që edhe mund të jetë edhe nuk mund të jetë,mbase.

Munafik- njeri gjoja musliman, me dy faqe (hipokrit)

Murad- qëllim, dëshirë.

Murted- duke qenë musliman, e braktis fenë, tradhtar.

Mustafa- emri i dytë i Hazretit Muhammedit

Murshid- udhërrëfyes, mësues.

Mushrik- njeri që i bën shok (ortak) Allahut teala.

Mu’tezile- grup muslimanesh i ndarë nga Ehli synneti.

Muteshabihat- ajetet e Kur'anit me kuptime jo të qarta.

Muxhtehid- dijetarë interpretues të çështjeve të ndryshme fetare.

Namaz nafile- namaz jo i detyrueshëm por i vullnetshëm.

Namazi tespih- ky namaz falet duke kënduar vetëm Subhanallah.

Nebij- profet që predikon fenë e mëparshme.

Nefs- ndjenja shpirtrore, kënaqsi shpirtrore e njeriut, epsh.

Nes'kh- anullimi i diçkaje, shpallja e diçkaje si e pavlefshme.

Nijet- qëllim, mendim, vendim.

Nimet- e mira hyjnore , mirësi.

Nur- drita hyjnore, drita e shenjtë.

Qafir- mohues, i pabesë, i pafe, i pa iman, jobesimtar.

Radijallahu anhu- Allahu qoftë i kënaqur prej tij.

Rahman- mëshirdhënës, i mëshirshëm

Rahmet- e mira e Allahut Madhëruar, mëshira e Tij.

Raui- mbartës, tregues gojë pas gojë të hadithëve të Pejgamberit alejhis-selam, trasmetues i hadithëve.

Resul- pejgamber, i dërguari i Allahut.

Rekat- njësi në namaz.

Ru'je- të shohësh me sy të lirë.

Sadaka- Të japësh të varfëve për hirë të Allahut teala.

Safa- ngazëllim, ëndje, bukuritë, stolitë

Salih- i mirë, dobishëm (amelu salih - punë të mira)

Sal-lallahu alejhi ue sel-lem- bekimi dhe nderimi i Allahut qoftë mbi të.

Semi- të dëgjuarit, dëgjues (veti e Allahut teala)

Sevab- punë e mirë, vepër e mirë, e dobishme.

Siddik- besnik ( Ebu Bekri Siddik)

Sifati dhatijje- vetitë personale të Allahut teala.

Sifati thubitijje- vetijet të amshueshme, të përjetshme të Allahut teala.

Sure- pjesë e cituar nga Kur'ani, nga fillimi e deri në fund të ajeteve të saja.

Synnet- çdo veprim, çdo punë e çdo thënje e Pejgamberit alejhis-selam.

Sur- burija e ëngjëllit Israfil.

Shefaat- ndërmjetsimi për mëkatet pranë Allahut teala.

Sheriat- Ligji islam, bazuar në Kur'an dhe hadith.

Shi'i- muslimanët të një rruge të caktuar, përkrahësit e Aliut radiallahu anhu.

Shuhud- të shohësh me syrin e zemrës, dëshmi.

Shirk- ti bësh shok, ortak, partner Allahut teala.

Takva- Duke u trembur nga Allahu teala, mos të bëhen gjëra të këqija, devotshmëri.

Te'uil- koment.

Tekuin- krijimtari (veti e Allahut teala)

Tehexh-xhud- namazi që falet natën.

Tefsir-Interpretimi, shpjegimi i Kur'anit.

Teube- Lutja ndaj Allahut teala për faljen e gjynahve, pendim.

Tespih- thënja me rradhë 33 herë subhanallah, 33 herë elhamduli-lah, 33 herë Allahu ekber dhe çdo emër të Allahut.

Tekbir iftitah- tekbiri i parë në fillim të namazit.

Teukifi- e pandryshueshme, siç është, ashtu do të jetë, nuk mund të ndryshohet

Ura e siratit- ura mbi Xhehennemin, mbi të cilën kanë për të kaluar të gjithë njerëzit.

Uahji- Komunikimi i pjesëve të Kur'ani nëpërmjet Xhebrailit alejhis-selam, nga Allahu, profetëve.

Uaxhib- një punë, një detyrë që duhet të kryhet.

Uaxhibul vuxhud- egzistencë e pafundme, e përjetshme, e domosdoshme

Xhaiz- gjë e përshtatshme, mund të bëhet, e lejueshme.

Xhemat- grup, bashkësi besimtarësh që së bashku falin namaz.

Xhehennem- skëterrë, ferri.

Xhennet- parajsa.

Xhenaze- kufoma.

Xhihad- luftë e shenjtë, lutfë për fenë.

Zebani- engjëlli kryesor i Xhehennemit, torturues.

Zindik- renegat, tradhëtar.